*Kolana:*
*Shqipëruesit e mëdhenj*
*Fan S. Noli*

*Hamleti*
*nga Uiliam Shekspir*

*"Hamleti, princ i Danimarkës", tragjedia më e famshme e Uiliam Shekspirit, është shkruar, sikundër besohet përgjithërisht prej kritikëve, më 1601-1602, mbi bazën e një sage daneze ...*

*Fan S. Noli*

*Botimet Vëllezërit Tafa*
*Krijuar më 1999*
*Nderuar me titullin "Mirënjohje"*
*në Prishtinë, më 2007*

*Kolana:*
*Shqipëruesit e mëdhenj*
*Fan S. Noli*

*Uiliam Shekspir*
*HAMLETI*
*E përktheu nga origjinali*
*Fan S. Noli*

*Titulli i origjinalit*
*HAMLET,*
*by William Shakespeare*

*ISBN: 978 - 99956 - 09 - 99 -3*

*Vëllezërit Tafa*
*Shtëpi botuese dhe filmike*
*Nderuar me titullin "Mirënjohje"*
*në Prishtinë, më 2007*
*Kompozimi në kopertinë:*

*Formulimi grafik në studion audiovizuale*
*"Vëllezërit Tafa"*



*Tel: 00 355 42 3 702 91*
*068 20 647 45*
*069 20 711 29*
*068 20 711 29*
*068 22 299 39*
*Email: vellezerittafa@yahoo.com*

*Uiliam Shekspir*

*HAMLETI*

*E përktheu nga origjinali*
*Fan S. Noli*

*Titulli i origjinalit*
*HAMLET,*
*by William Shakespeare*

INTRODUKTË

*"Hamleti, princ i Danimarkës", tragjedia më e famshme e Uiliam Shekspirit, është shkruar, sikundër besohet përgjithërisht prej kritikëve, më 1601-1602, mbi bazën e një sage daneze, të marrë nga Sakso Gramatiku a nga Belforesti, po e ndryshuar, e zhvilluar dhe e zbukuruar me një mjeshtëri aq të çuditshme, sa mund të quhet vepra teatrale edhe më popullore, edhe më e thellë që luhet në skenë.*

*Subjekti i thatë me pak fjalë është ky: Klaudi ka vrarë në gjumë mbretin Hamlet të Danimarkës, është martuar me të shoqen e tij dhe i ka rrëmbyer fronin princ Hamletit, nipit të vet. Princ Hamleti informohet për këtë krim prej fantazmës së t'et dhe i betohet t'ia marrë gjakun. Për të arritur qëllimin pa vënë të ungjin në dyshime, Hamleti bën sikur është i marrë dhe, pas disa peripecish, e mbaron zotimin plotësisht.*

*Detyra e princ Hamletit është e shkoqur: pas zakonit medieval, ka detyrë t'ia marrë gjakun t'et, të vrarë me të pabesë; pas nderit, ka detyrë ta shkëputë t'ëmën nga krahët e atij që i vrau të shoqin e parë; pas kanunit të shtetit, si princ trashëgimtar dhe si mbret legjitim i Danimarkës, ka detyrë të ndëshkojë një krim të poshtër dhe të hipë mbi fronin atëror, që i përket dhe që ia ka rrëmbyer një uzurpator; pas ligjit natyror të vetëmbrojtjes, ka të drejtë të spastrojë atë që i vë pusi ta vrasë edhe atë vetë si dhe të atin; pas ndërgjegjes, ka të drejtë dhe detyrë të çlirojë vendin e tij nga një tiran gjakatar. Po sa e rëndë është kjo detyrë për Hamletin, na e thotë ai vetë në vargjet pasuese, që përmbledhin tërë tragjedinë e shpirtit të*

"Kjo bot' u shthur! O prapësi, o dreq,

Që unë paskam lindur të të ndreq! "

*Nga pikëpamja e tij, ka plotësisht të drejtë. Kishte jetuar gjer atëherë i shkujdesur në Universitet të Vitenbergut midis librave, studimeve të larta dhe arteve të bukura; ishte djali i përkëdhelur i një ati heroik, pa shoq nga trimëria; ishte i pajisur me të gjitha cilësitë dhe virtytet morale dhe intelektuale; kishte të dashur Ofelinë, vajzën më shpirtmirë dhe engjëllore; s'kishte parë veç lumturitë, bukuritë dhe madhështitë e natyrës e të njerëzisë. Dhe befas për këtë shpirt, delikat nga edukata, vjen katastrofa dërrmuese dhe i përmbyset bota mbi kokë. Tani sheh anën tjetër të medaljes. Vëllai vret të vëllanë dhe i rrëmben të shoqen; e ëma mendjelehtë martohet me vrasësin e t'et, i ungji vrasës uzurpon fronin e të nipit; e dashura e tij e padjallëzuar, pa ditur e pa dashur, vihet në shërbim të uzurpatorit që ta spiunojë; miqtë dhe shokët e djalërisë i vënë gracka dhe pusira; populli i falet një mbreti kriminel; është i vetëm, i neveritur dhe i përgjuar prej të gjithëve; është i shtrënguar jo vetëm të lërë universitetin, librat, studimet dhe artet e bukura, po edhe të fshijë nga shpirti çdo ideal tjetër dhe të shkulë nga zemra dashurinë për Ofelinë, që kështu të koncentrojë tërë vullnetin dhe energjinë për të mbaruar një detyrë të hidhur e të rëndë. Tani sheh poshtërsinë njerëzore në tërë shëmtimin e saj. Danimarka, e bukur si parajsë, i duket si një burg. Bota iu nxi si pus e ferr. Jeta s'i ka më asnjë vlerë. Një pesimizëm i thellë ia thyen zemrën, ia turbullon kokën dhe ia err sytë. Dyshimi për veten e për të tjerët, për jetën e për botën, ia mpin shpirtin e trupin. Vullneti dhe energjia i tremditen që nga themelitë. I dëshpëruar, i demoralizuar, i paralizuar, me makthin në grykë, s'ka forcë as të rrojë, as të vrasë veten. Që kur e pa fantazmën e t'et, baret si somnambul dhe është bërë fantazmë edhe ai vetë. Fati, pasi e shthur megjithsej, i ngarkon barrën e tmerruar të ndreqë një gjendje megjithsej të shthurur.*

*Arsyeja kryesore e vuajtjeve të Hamletit duhet kërkuar më tepër në ndjenjën që ka pësuar një tronditje fatale për vdekje,*

*sesa në ndjenjën që është i pazoti për punë e veprim. Për të kuptuar mirë sjelljen e tij, duhet të dimë që kemi përpara nesh një të sëmurë me ethe, i cili është ngritur me pahir nga shtrati për të mbaruar një detyrë të shenjtë, i cili, gjysmë në ëndërr, i këputur e me shpirt ndër dhëmbë, përpiqet me qip e me thonj të ngjitet zvarrë, përpjetë në majën e bregut, para se të rrëzohet përdhe pa frymë. S'është as i gjallë, as i vdekur, as i marrë, as ndër mend, as i zgjuar, as i fjetur tamam; ndodhet buzë vdekjes, buzë vetëvrasjes, buzë marrëzisë, buzë greminës, ku e di që shpejt a vonë do të përmbyset e do të copëtohet. Mendja e tij banon në varrezat midis fantazmave, skeleteve dhe kafkave grimasante. Që të mos marroset, e të mos vrasë veten, e të mos pëlcasë nga e keqja, duhet të koncentrojë vullnetin dhe energjinë e tij, duhet ta frymëzojë kufomën e tij me gjallëri, duhet ta shpojë pa pushuar me yzengji të përgjakura kalin e tij të ngordhur për një sulm sipërnjerëzor.*

*Ajo që ia bën situatën më të zorshme dhe më të koklavitur është ndërgjegjja e tij. I bie erë që në krye që vdekja e t'et nuk është natyrale, po do prova të gjalla dhe të sigurta. Nuk bindet plotësisht as pasi i flet fantazma e t'et dhe kërkon një provë të dytë nga keqbërësi vetë me anën e një drame. Kur s'i mbetet asnjë dyshim për fajësinë e të ungjit, pret gjersa t'i gjejë rastin ideal që ta vrasë. Nuk e nget në të falur e sipër, se është thellësisht fetar, se kështu i ungji mund të shkonte përpara perëndisë i penduar dhe i zbardhur nga krimi i tij. E vret kur i gjen rastin më të mirë, kur është i nxirë në sytë e botës si vrasës dhe helmues i pabesë. Gjakmarrja e tij është një vepër arti, një kryevepër nga fryma dhe nga forma.*

*Disa kritikë letrarë, që nga Gëtja e këtej, kanë pretenduar që Hamleti e vonon mbarimin e detyrës së tij ngaqë s'është njeri i punës, ngaqë s'ka asnjë prej virtyteve praktike, ngaqë i mungon zotësia të bëjë një plan e ta vërë në veprim dhe ngaqë nuk vepron veç në raste shtrëngese të pazakonshme. E vetmja bazë për këto gjendet në qortimet që i drejton vetvetes Hamleti. Po këto vetëqor-*

*time janë të ekzagjeruara dhe kundërshtohen prej fakteve. Hamleti e mbaron detyrën e tij brenda një kohe jo më të gjatë se katër muaj që ditën që u duk fantazma, dhe pikërisht në rastin që kishte caktuar vetë, domethënë kur ta gjente të pirë dhe të ngarkuar me mëkate; nga këta të katër muaj duhet të zbresim të paktën dy të parët, kur Hamleti kishte dyshime mos fantazma ishte një instrument e një grackë e djallit; na mbeten, pra, të shumtën dy muaj që kur Hamleti u bind plotësisht nga drama e vëllavrasjes, e luajtur prej aktorëve, që i ungji me të vërtetë ia kishte vrarë t'atin, dhe këta dy muaj janë një kohë shumë e shkurtër për të vrarë një mbret kryedinak. Për të arritur qëllimin, Hamleti fshin e shuan nga zemra çdo ideal tjetër dhe sakrifikon edhe të dashurën e tij, Ofelinë, nga frika se mos kjo dashuri i sjell ndonjë ndalim, dhe kjo tregon një njeri egërsisht praktik. Për të vënë mbretin në gjumë, vë maskën e të marrit, dhe e luan këtë rol aq mirë, saqë të gjithë gënjehen dhe e besojnë me të vërtetë të marrë, dhe kjo tregon një zotësi praktike dhelpërie dhe vetëkontrollimi në shkallën më të lartë; gracka e dramës së vëllavrasjes, me të cilën e kap mbretin, si një mi dhe ia shkëput sekretin e tmerruar, tregon që Hamleti është çuditërisht i zoti të bëjë një plan e ta vërë në veprim aq hollë e aq thellë nga pikëpamja psikologjike, sa gjykatësi kriminalist më praktik e më modern; mënyra me të cilën dërgon në vdekje Rozenkrancin dhe Gildensternin, kur këta e përcillnin në vdekje atë vetë, provon që Hamleti ka dy cilësi praktike kryesore në shkallën më të lartë, gjakftohësi në kohë të rrezikut dhe shpejtësi rrufesore vendimi dhe veprimi. Mjeshtëria superiore e përdorjes së shpatës, me të cilën e shtrin Laertin përdhe, para se të rrëzohet vetë, kur Laerti s'ka çarë kokën për gjë tjetër, tregon që Hamleti, ndonëse ka studiuar filozofi, literaturë dhe art në Universitetin e Vitenbergut, prapë është i gatitur për luftën e jetës praktike në një botë violente, në mënyrën më perfekte. Trimëria, gjakftohtësia dhe shpejtësia, me të cilat përmbys mbretin në grackën e tij, para se të bjerë ai vetë brenda, ndonëse është i helmuar, me njërën këmbë*

*në varr e me shpirt ndër dhëmbë, janë maja e zotësisë në veprim dhe arrijnë kulmin e heroizmit legjendar. Argumenti që Hamleti nuk vepron veç në raste shtrëngese, mund të kthehet fare lehtë në favor të tij, veçanërisht kur të vihet re sa mirë di të përfitojë nga këto raste dhe t'i kthejë kundër armiqve të tij. Kur të shtohet fakti i shpjeguar më lart, që Hamleti është gjysmë i sëmurë, arrijmë lehtë në konkluzion që bëri të pamundurën të mundur në rastet më të liga dhe e mbaroi detyrën me një mënyrë të shkëlqyer, të cilën mund ta duartrokasim pa shumë rezerva.*

*Nga të sipërmet mund ta marrim me mend çfarë vigani do të bëhej Hamleti, sikur ta kishte lënë fati të zhvillohej në kondita dhe raste normale. Është një moskuptim pa vend të besohet vetëm si intelektual e aspak si njeri i punës. Hamleti është, ashtu si e përshkruan Ofelia, "oborrtar, shkollar, ushtar", domethënë njeriu i mënyrave elegante, njeriu i mendjes së lartë, njeriu i rreptë i luftës. Hamleti është piktura më e pasur dhe më e thellë që ka dalë nga pena e Shekspirit, i cili në fytyrën e tij ka pikturuar vetveten. Duke mbajtur mend që në galerinë shekspiriane s'ka pikturë të vogël, kuptohet sa rëndë është të çmojmë nga të gjitha pikëpamjet pikturën më të madhe, ku dramatisti ka vënë tërë mjeshtërinë, ku ka derdhur tërë mendjen, tërë shpirtin e tërë zemrën, ku ka hedhur dritat më të shkëlqyera dhe hijet më të errëta. A më mirë Hamleti është dushku më i lartë dhe më i bukur i pyllit shekspirian, po nuk e shohim veç pasi u copëtua prej rrufesë. Si ka qenë përpara katastrofës, mund ta imagjinojmë nga gërmadhat e tij madhështore, misterioze dhe tragjike.*

*Ofelia, e dashura fatzezë e Hamletit, është një nga fytyrat më tragjike dhe më patetike të teatrit shekspirian. Si Hamletit, ashtu dhe Ofelisë i është përmbysur bota mbi kokë. Ofelia priste me siguri të hipte në kulm të lumturisë e të lavdisë, kur fati me një shkelm brutal e rrokullis tatëpjetë në mjerim, në marrëzi e në varr. Ofelia nuk i kupton aspak arsyet e ndryshimit tragjik të Hamletit, po di mirë që u bë një ndryshim themeltar, të cilin na e*

*përshkruan fare bukur, dhe ndien në zemër të saj që nga ky ndryshim iu përpinë të gjitha shpresat e së pritmes dhe që jeta e saj u dërrmua dhe u copëtua. E pa Hamletin si trimin ideal të kohës së saj, dhe tani e sheh të marrë; ia thëthiu mjaltin nga goja, dhe tani ia pi vrerin; ia dëgjoi një herë zilen e ëmbël, e cila ia çjerr veshët tani e çarë, e ngjirur, çtingëlluese. E pa kulmin ku arriti e ku do të arrinte Hamleti, dhe tani sheh avushen ku u rrokullis, duke e zvarritur dhe atë bashkë tatëpjetë në greminë. Pas kësaj katastrofe, është një shpëtim, si për Ofelinë, edhe për Hamletin, që vdesin, se jeta do të ishte për të dy një torturë e padurueshme.*

*Aq sa shëmbëllen Ofelia me Hamletin, sa për tronditjen e shpirtit, aq ndryshon i vëllai i saj Laerti nga Hamleti, sa për mënyrën me të cilën ia merr gjakun t'et, Polonit, oborrtar këpucëlëpirës, gjysmëspiun, gjysmëpalaço, gjysmëçilimi. Për të nisur, baza morale e gjakmarrjes së Laertit është e dyshimtë, se i ati u vra prej Hamletit me lajthim, kur e spiunonte dhe i vinte pusi. Kur Hamleti, para se të veprojë, sigurohet absolutërisht si dhe prej kujt iu vra i ati, Laerti, s'pyet as si, as prej kujt, po, duke u mbështetur mbi tevaturin, kujton se vrasësi është mbreti dhe vërvitet kundër tij si dem i tërbuar dhe, kur mbreti i pëshpërit në vesh që vrasësi është Hamleti, gatitet t'i vërvitet Hamletit, pa e thelluar punën aspak. Kur Hamleti i sheh rreziqet hollësisht dhe, pasi i merr të gjitha në sy, sulet midis tyre, duke ditur ku vete. Laerti është trim se nuk i sheh rreziqet dhe s'di as ku fUtet, as ku do të dalë. Kur Hamleti njeh njerëzit me të cilët ka të bëjë, është i zoti t'i luajë si cingla dhe di që në fytyrën e mbretit ka një armik kryedinak, kundër të cilit duhet proceduar me mend, Laerti bën një kryengritje, triumfon dhe e ka në dorë ta vrasë mbretin, po ky, ndonëse i çarmatosur, e fut në grackë Laertin dhe e bën vegël të verbër për të vrarë Hamletin. Kur Hamleti refuzon ta ngasë mbretin në të falur e sipër nga ca skrupula fetare, Laerti është gati ta vrasë Hamletin edhe në mes të kishës. Kur Hamleti e vret mbretin hapur e burrërisht, Laerti i vë pusi Hamletit dhe e vret me*

*të pabesë. Kur Hamleti del faqebardhë nga vepra e gjakmarrjes, Laerti del i nxirë nga të gjitha pikëpamjet dhe, para se të vdesë, i kërkon ndjesë Hamletit. Pas këtyre të gjithave, është një tjetër moskuptim i çuditshëm mendimi i disa kritikëve, të cilët besojnë që Shekspiri na e paraqit Laertin si njeri më të zotin se Hamletin. Është e vërtetë që, gjersa të mendohet Hamleti i mençur, Laerti budalla e ka mbaruar punën, po e mbaron ligsht dhe bie në gropën që mihu për Hamletin, ai vetë i pari, i mundur, i turpëruar dhe i penduar për veprën e tij, të cilën e ka si barrë në zemër. Cili nga të dy është më i zoti i punës, na e tregon mbreti, i cili i njeh që të dy fare mirë. Kur ky ndodhet në mëshirën e Laertit kryengritës, s'ia ka frikën fare, e përballon me siguri absolute dhe brenda në ca minuta e shtie në thes, po e zë data nga Hamleti; që kur i bie erë që nuk është i marrë me të vërtetë, s'guxon ta përballojë si burrë dhe i vë gracka të pabesa që ta vrasë prapa kurrizit.*

*Midis Hamletit të tronditur dhe Laertit të marrosur qëndron fytyra stoike dhe romane e Horatit. Ndonëse i varfër, nuk hidhet nga ana e fuqisë, po nga ana e së drejtës, jo i ftuar dhe i lutur, po vetvetiu, vullnetar fisnik, pa kërkuar e pa pritur asnjë shpërblim. Merr përsipër me gjakftohtësi dhe trimëri heroike detyrën e rëndë, që ia ka caktuar vetvetes, dhe mik i patundur e i patrembur, futet në të gjitha rreziqet pranë Hamletit, të neveritur dhe të përgjuar prej të gjithëve. Nuk flet shumë, nuk qahet fare, rrallë këshillon. Në një oborr të lyer me gjak dhe të kalbur nga veset, është personifikata e kthjelltësisë dhe e virtytit, në një rrethim pabesie dhe poshtërie, është shembull i besnikërisë, i nderit dhe i dinjitetit. Ideali i tij është ta përkrahë Hamletin në mjerim e t'ia lehtësojë vuajtjet. Kur e sheh mikun në të vdekur e sipër, jeta i duket pa ndonjë qëllim dhe do edhe ai të vdesë bashkë me të. Nuk e bën vetëm për të mbaruar dëshirën e fundme të Hamletit, i cili e porosit të rrojë për t'i shpjeguar botës tragjedinë e tij. Ngushëllimi më i thellë për kënduesin e kësaj tragjedie është që paska në botë shokë dhe miq gjer në vdekje si Horati.*

*Për të kuptuar mirë këtë vepër si dhe çdo tjetër vepër shekspiriane, duhet mbajtur mend që është shkruar kryesisht për t'u luajtur në skenë. Duhet kënduar, pra, me vërejtje nga dy herë dhe pastaj duhet parë e interpretuar në teatër prej aktorësh që i kanë hyrë brenda në frymë. Shpjegimet elementare të dhëna këtu nuk mund të shërbejnë shumë, veç në qoftë se ia zgjojnë kënduesit kureshtjen ta shikojë e ta gjykojë vetë. Nga ana tjetër, është e ditur që interpretata e një artisti të fortë vlen më tepër se qindra kritika e shpjegime prej savantësh të specializuar.*

*F. S. Noli Berlin, shkurt 1926*

VETAT1

KLAUDI - *mbret i Danimarkës.*
HAMLETI - *i nipi i mbretit të tanishëm dhe i biri i të mëparshmit.*
FORTIMBRASI - *princ i Norvegjisë.*
HORATI - *mik i Hamletit.*
POLONI - *kryeshambelan.*
LAERTI - *i biri i Polonit.*

VOLTIMANDI
KORNELI
ROZENKRANCI - *oborrtarë*
GILDENSTERNI
OSRIKU
Një zot.
Një prift.
MARCELI
BERNARDI - *oficerë*
FRANOJA - *një ushtar.*
REJNALDI - *shërbëtor i Polonit.*
Një kapiten.
AMBASADORË ANGLEZË
AKTORË
Dy gaztorë, varrmihës.
GERTRUDA - *mbretëreshë e Danimarkës.dhe e ëma e Hamletit.*
OFELIA - *e bija e Polonit.*

*Fantazma e mbretit Hamlet, të atit të princ Hamletit. Zotërinj, zonja, oficerë, ushtarë, naftër, varrmihës, lajmëtarë dhe shërbëtorë.*

*Skena është në Elsinor të Danimarkës dhe vetëm skena e katërt e aktit të katërt në një fushë të Danimarkës.*

AKTI I PARË

Skena I

*Elsinor.*[2] *Një platformë përpara keshtjellës. Franoja në kaushin e tij. (Hyn Bernardi.)*

BERNARDI
Kush ësht' atje?

FRANOJA
Përgjigjmu ti; qëndro e shfaqu.

BERNARDI
Rroftë mbreti!

FRANOJA
Bernardi?

BERNARDI
Ai vetë.

FRANOJA
Më vjen tamam në orën tënde.

BERNARDI
Tani goditi dymbëdhjetë; Frano, shko e fli.

FRANOJA
Të falem nderit shumë për çlirimin;
Bën ftohtë keq, e jam i lodhur tepër.

BERNARDI
A pate ruajtje të qetë?

FRANOJA
As miu s'ka lëvizur.

BERNARDI
Natën e mirë, pra!
Në pafsh Horatin dhe Marcelin, shokët
E ruajtjes, u thuaj të shpejtojnë.

FRANOJA
Më duket se po vijnë. Eh, qëndroni!
Kush është atje?
*(Hyjnë Horati dhe Marceli.)*

HORATI
Ca miq të kësaj toke.

MARCELI
Vasalë të Danezit.

FRANOJA
Natën e mirë paçi.

MARCELI
Ushtar i ndershëm, mirë vafsh!
Kush të çliroi nga puna?

FRANOJA
Bernardi ma ka zënë vendin. Pra, Natën e mirë!
*(Del.)*

MARCELI
He, he! Bernardi!

BERNARDI
Dëgjo këtu! Mos është Horati atje?

HORATI
Një copë e tij.[3]

BERNARDI
Mirë se erdhe, Horat! Marcel, mirë se erdhe!

MARCELI
Eh, a u duk fantazma sonte prapë?

BERNARDI
S'kam parë gjë.

MARCELI
Horati thotë na gënjeu mendja,
E nuk i futet dot në kokë pamja
E tmerrshme që dy herë e kemi parë;
Andaj iu luta t'urdhërojë sonte
Të ruajë me ne, edhe kështu,
Në qoftë se na vjen fantazma prapë,
Me sy ta shohë dhe t'i flasë vetë.

HORATI
S'na vjen, mos kini frikë.

BERNARDI
Rri, të lutem,

Që të t'i them në vesh edhe një herë,
Megjithëqë s'dëgjon e s'më beson,4
Këto dy net ç'na kanë parë sytë.

HORATI
Rrim' e Bernardi le të na i thotë.

BERNARDI
Njënatëzaj,
Kur ai yll nga perëndim i polit,
Kish rrotulluar n'atë pjesë qielli,
Atje ku ndrit tani, Marceli e unë,
Porsa trokiti ora një.

MARCELI
Pusho, shiko, ja ku vjen prapë!
(Hyn fantazma.)

BERNARDI
Nga shtati pikërisht si mbret i vdekur.

MARCELI
Ti je shkollar, Horat; foli!5

BERNARDI
S'duket si mbret? Vër re, Horat.

HORATI
Tamam ai; më ngjeth e më habit.

BERNARDI
Kërkon t'i flasim.6

MARCELI
Pa pyete, Horat!

HORATI
Ç'je ti, i arratisur në errësirë,
Me formën luftëtare dhe të bukur,
Që mbret i Danimarkës i varrosur
Njëherë mbante? Fol, për zotin, fol!

MARCELI
U zemërua.

BERNARDI
Shih, largohet.

HORATI
Qëndro, fol, fol! Për zotin, fol!
(Fanazma del.)

MARCELI
Na iku dhe s'na u përgjigj.

BERNARDI
Eh, eh, Horat! M'u verdhe e më dridhesh;
E pe që s'është vetëm fantazi?
Si ta merr mendja këtë gjë tani?

HORATI
Për perëndinë, s'e besoja kurrë,
Sikur të mos e kisha parë vetë
Me sytë e mi.

MARCELI

S'të ngjan tamam si mbreti?

HORATI
Si ti që ngjan tamam me veten tënde.
Me një armor të atillë ishte veshur,
Kur mbretin norvegjian bujar përmbysi;
Kështu i mvrojtur ish, kur preu fjalët
Me polonezët7 dhe vërviti n'akull
Sëpatën luftëtare. Po, vërtet, çudi.

MARCELI
Kështu dy herë, dhe tamam kët' orë,
Na shkoi me çap ushtarak përpara.

HORATI
S'e di se qysh mund ta shpjegoj këtë;
Po, si e marr me mend, kjo lajmëron
Për shtetin tonë krismë të papritur.

MARCELI
Rri pra tani dhe thuamë, n'e ditsh,
Përse kjo gardje strikte vigjëllore
I lodh kështu përnatë qytetarët?
Përse përditë derdhen topa qipre
E blihen vegla lufte që përjashta?
Përse ndërtojn' anije punëtorët
Me angari e s'prehen as të dielën?
Përse kjo përgatitje me nxitim
E djersë nat' e ditë pa pushim?
Kush mund të na ndriçojë?

HORATI
Un'edi...

Të paktën kështu flitet. Mbreti i fundit,
Spektr i të cilit na u duk tani,
U ftua, siç e dini, në duel
Prej mbretit Fortimbras të Norvegjisë,
Të shpuar prej zilisë kryelartë,
Ku mbreti yn' i ndjerë, trimi Hamlet –
Se trim e dinte tërë botë e njohur –
E vrau Fortimbrasin; ky, me pakt,
Të shkruar, të vulosur pas zakonit,
Veç jetës humbi edhe mbretërinë,
Të cilën e zaptoi fitonjësi;
Kundrejt kësaj një tokë sa ajo
Kish vënë mbreti ynë bast, të cilën
E trashëgonte mbreti Fortimbras,
Sikur të kish fituar, pikërisht
Sikundër Hamleti me pakt ia mori.
Tani, i biri, princi Fortimbras,
I ndezur rae një zjarr e flakë t'egër,
Na mbledh andej-këtej nga Norvegjia
Një grup bandillësh huri e litari,
Sa për një copë bukë, për një vepër
Plot me guxim, e cila s'është tjetër –
Ashtu si e gjykon guverna jonë –
Veç të fitojë përsëri prej nesh
Me forc' e me pahir gjith' ato toka
Që humbi i ati; edhe kjo më duket
Ësht' arsyj e përgatitjes sonë.
Burim i gardjes son' e kryeshkaku
I angaris' e i nxitimit rreptë.

BERNARDI
Besoj që s'është veç ashtu si thua;
Dhe ndofta kjo fantazmë ominoze

Na del e armatosur posi mbreti,
Që ish e është shkak i kësaj lufte.

HORATI
Kjo është gatër që nget syt' e mendjes.
Në shtetin e lart' e madhështor të Romës,
Përpara se të vritej Jul Cezari,8
Nga varret dolënë të vdekurit
Dhe ligjëronin nëpër rrugët e qytetit;
Kometë-zjarr u dukën, ra shi gjak
Dhe dielli u err; dhe hëna e bukur,
Që ka nën influencë detin e kripur,
U eklipsua si në gjyq të fundit;
T'atilla shenja pikërisht tani,
Si prekursorë ngjarjesh të tmerruara,
Si lajmëtarë që përpara fatit rendin
Dhe parathonë afrimin e mjerimit,
Na çon për vendin tonë qielli e dheu,
Po heshtni, shihni! Ja ku po vjen prapë!
(Hyn përsërifantazma.)
Do t'ia pres udhën, e le të më grijë,
Qëndro, fantazmë! Gjuh' e zë në paç,
Më fol!
Në pastë gjë të mirë për të bërë,
Që ty të sjell pëlqim e mua hir,
Më fol!
Në paç mësuar ç'fat pret vendin tënd,
Dhe vjen të na tregosh qysh ta shpëtojmë,
Oh, fol!
A në ke mbledhur pasuri i gjallë
Dhe na i ke mbuluar nënë dhé,
Si thuhet për fantazmat e të vdekurve
(Këndon gjeli.)

Më fol! Qëndro e fol! Marcel, ndale!

MARCELI
A duhet ta godit me ushtën?

HORATI
I bjer, në mos qëndroftë.

BERNARDI
Ja,ja, këtu!

HORATI
Këtu!

MARCELI
Na iku prapë! (Delfantazma.)
S'e kemi mirë; posa është kaqë madhështor,
S'ka hije ta qëndrojmë me pahir,
Se është er' e s'mundim ta qëllojmë;
Kur e goditim, keq e kot po tallemi.

BERNARDI
Desh të na fliste kur ia krisi gjeli.

HORATI
Dhe shkoi ahere si fajtor i trembur
Nga thirrja e tmerruar. Kam dëgjuar
Që gjeli, trumbetari i mëngjesit,
Me zë të mprehtë, shponjës e të lartë
Zgjon perëndinë e ditës; dhe pas klithmës
Fantazmat t'arratisura të natës,
Qofshin në det, në zjarr, në tok' a n'erë,
Po ikin, fshihen; edhe këtë fakt

Na e provoi kjo pamja jonë sot.

MARCELI
U zhduk me të kënduar gjeli.
Ca thonë se përherë, kur afrohet
E kremt' e shënjt' e kërshëndellave,
Këndezi ligjëron për tërë natën,
Dhe s'del dot jasht' asnjë fantazm' ahere,
Dhe nata ësht' e mbarë; yjet s'ngasin,
Lubia s'kap, e shtriga s'bën magji
Sa mban kjo koh' e shenjtë dhe hirplote.

HORATI
E thon' e e besoj gjer më një pikë.
Po ja, mëngjes i veshur me të kuqe
Baret mbi vesën breg mbi breg nga lindja;
Le ta pushojmë gardjen; edhe them
Të vemë t'ia tregojmë princit Hamlet
Sa pamë sonte; se, për kokën time,
Fantazma, që na heshti, do t'i flas atij.
A e pëlqeni të vemë t'ia njoftojmë
Si na e do detyr'e miqësisë?

MARCELI
Të vemë, po; dhe di ku mund ta gjejmë
Këtë mëngjes me nge e sa më mbarë. (Dalin)

SKENA II

Një sallë në kështjellë.

(Hyjnë mbreti, mbretëresha, Hamleti, Poloni, Laerti, Voltimand
Korneli, zotërinj e pasues.)

MBRETI
Megjithëqë kujtim i mbretit Hamlet,
Të dashurit tën'vlla, i njom' ësht' edhe,
E zemra desh të mbanim zi, dhe mbretëria
T'ish e mvrojtur me një helm e tëra,
Po me gjykim natyrën e luftuam
Sa e kujtojmë plot me hidhërim,
Po urt' e pa harruar veten tonë.
Andaj ish-motrën, tani shoqen tonë,
Dhe mbretëreshë shteti luftëtar
Me një gëzim të mbytur, si ta themi -
Me sy të qeshur edhe të përlotur,
Me gaz në zi, me vaje në martesë,
Me vrerin e dëfrimin në balancë -
Grua e morëm; dhe vepruam
Në këtë punë pas këshillës suaj
Të mir' e t'urtë. Falënderje për të gjithë!
Tani mësoni, Fortimbras i ri,
Duke nënçmuar vlerën tonë,
Ose duke besuar që ky shtet
U shkatërrua që kur vdiq yn' vlla,
I shtyrë nga kjo ëndërr për fitim të tij,
Na ka mërzitur këto dit' me nota
E lyp t'ia kthejmë prapë ato vise
Që humbi i ati plotësisht pas ligjës
Dhe i fitoi vëllai trim. Ja ç'thot' ai
Tani, ja ç'thomi ne, e pse ju thirrëm,
Puna qëndron kështu: këtu i shkruajmë
Mbretit norveg e t'ungjit Fortimbrasit -
I cili, pa fuqi në shtrat, s'i di

Qëllimet e të nipit - t'i ndalojë
Lëvizjet për këtej; me rekrutimet
Dhe përgatitjet që të gjitha bëhen
Me njerëzit e tij; dhe po dërgojmë
Ty, trim Kornel, e ty, trim Voltimand,
T'i shpini këtë shkresë mbretit plak;
Edhe fuqi më tepër nuk ju japim
Për marrëveshje pranë mbretit Norvegjisë
Përveç këtyre nyjeve të shkoqura,
Udhën e mbarë, shpejtësi e zell.

KORNELI dhe VOLTIMANDI
Këtu, si dhe kudo do t'i tregojmë.

MBRETI
S'dyshojm' aspak; udhën e mbarë, pra!
(Dalin Voltimandi dhe Korneli.)
Po ti, Laert, ç'të ra na ke tani?
Na fole për një lutje; ç'lyp prej nesh?
Se s'mund me arsye të na flasësh
E të humbasësh mundimin; ç'do Laert?
Se ja, ta dhamë pa kërkesë fare.
Me zemrën koka dhe me gojën dora
S'na lidhen aqë ngushtë midis tyre,
Sa lidhet froni ynë me tët atë.
Na thuaj, ç'do Laert?

LAERTI
Imzot i lartë,
Lyp lejen që të kthehem në Paris;
Se n'Elsinor kam ardhur pas detyrës,
Të ndodhein në kurorëzimin tuaj;
Tani, që kjo detyrë u mbarua,

Ma kapi zemrën prapë mall i Francës
Dhe unjërisht lyp lejen e kalimit.

MBRETI
A more leje nga yt atë? Ç'thotë?

POLONI
Ma shkuli lejen me pahir, imzot,
Me lypje të paprera, dhe në fund
Dëshirën ia vulosa me pëlqim.
Ju lutem, lëreni të shkojë.

MBRETI
Laert, shko kur të duash; kohë ke;
Harxhoje sa më mirë pas dëshirës.
Po ti, princ Hamlet, nip e bir...9

HAMLETI (Me vete.)
Më tepër sesa nip, më pak se bir!

MBRETI
Pse je si re, i mbytur e i ngrysur?

HAMLETI
Aspak, imzot, jam thekur nënë diell.

MBRETËRESHA
I dashur Hamlet, hidhe mvrojtjen tej
Dhe ëmbëlsoje faqen kundrejt mbretit
E mos kërko syunjur gjithënjë
Tët at' bujar të ndjerë nën pluhur;
S'kemi se ç'bëjmë, këto paska bota!
Të gjithë vdesim e në varr mbarojmë

Dhe nga natyra n'amëshim kalojmë.

HAMLETI
Po, zonjë, këto paska bota!

MBRETËRESHA
Pra, aherë Përse të duket kaq e pazakontë?

HAMLETI
Më duket, zonjë! Ësht' e jo më duket,
As guna im' e murrme, nën' e mirë,
As rrobat ngjyrëzeza të vajtimit,
As frym' e rënd', as psherëtim i thellë
As lotët që më derdhen si rrëke,
As faq' e vrarë, as kufom' e krrusur,
As form' e tër' e zisë, tok e mbledhur,
S'tregqjnë dot se ç'ndjej! Këto veç duken;
Se cilido i vepëron, i lot;
Po ç'kam në zemër kapërcen çdo pamje
E s'ka stoli ta shfaqë këtë vramje!

MBRETI
Bën fare bukur që me zemër, Hamlet,
Mbaron këtë detyrë për tët atë.
Po di që dhe yt atë humbi t'atin
Dhe ky të tinë, dhe ai që rron,
Si bir, e ka detyrë për ca kohë
Të shfaqë helmin; po kjo këmbëngulje
Në një vajtim pa fund nuk tregon
Veç kokëngjeshje të pafeshme, çnjerëzore,
Vullnet që revoltohet kundër qiellit,
Zemër të paforcuar, mendje t'egër,
Kuptim të paarrir' e të papjekur.

Kur dimë q'ashtu qenka e jo ndryshe,
Kur dimë q'është gjëja m'e zakontë,
Ahere pse me thartësi e vrer
Ta çjerrim zemrën? Turp! Mëkat për qiellin,
Mëkat për vdekjen, mëkat për natyrën,
E kot' e çmendur krejt për arsyen,
E cila ka për temë të përditshme
Vdekjen e etërve pa fund; e cila
Nga vdekj' e parë gjer te kjo e djeshmja
Ka thirrur: "Ashtu qenka!" Lutemi,
Hidh helmin e papemët, dhe besona
Si atë! Bot' e tërë le ta dijë
Që je trashëgimtar i fronit tonë
Dhe ndiejmë dashuri për ty, ashtu
Siç ka një at'i dashur për të birin.
Sa për qëllimin, që të kthehesh prapë
Në Universitet të Vitenbergut,10
Kjo kundërshton dëshirën tonë krejt.
Pra, lutemi të mbetesh pranë nesh,
Të na gëzosh, të na kënaqësh synë
Si oborrtar i par' e biri ynë.

MBRETËRESHA
Mos ia prish fjalën nënës, Hamlet!
Të lutem rri; mos çap në Vitenberg.

HAMLETI
Do t'të dëgjoj, o zonjë, në të gjitha.

MBRETI
Ja një përgjigj' e dashur dhe e bukur!
Qëndro me ne këtu. Pra, eja, zonjë;

Kjo bindj' e ëmbël dhe fisnike e Hamletit
Ma çeli zemrën; për këtë kremtim
Sa herë që ngre sot dollinë mbreti,
Le të gjëmojë topi kundër reve
Dhe qielli t'oshëtij' e t'i përgjigjet
Rrufesë dheshme. Ejani të shkojmë.
(Dalin të gjithë përveç Hamletit.)

HAMLETI
Oh, trupi tepër, tepër i shëndoshë
Si vesë të më shkrinte, të më terej!
Oh, sikur zoti të mos kishte vënë
Ndalim për vetëvrasjen! Zot, o zot!
Sa i mërzitur, sa bajat, pa shije,
Më duket çdo zakon i kësaj bote!
Jazëk, jazëk! Si kopshti i patarrur
Q'i rrjedhin farët; drizat t'egra, t'ashpra
E mbytin krejt. Dhe ku arriu puna
Dy muaj që kur vdiq! Jo, jo, as dy!
Një mbret i ndriçëm që përbri këtij
Qe si Hiperioni pranë një Satiri;
Q'e deshte aqë shumë këtë nënë,
Sa s'linte as erën vetë që t'ia ngiste
Fytyrën tepër rreptë. Qiell e Dhe!
A të kujtoj? Që kjo i varej pas,
Sikur oreksi gjithënjë i rritej
Nga gjell' e mirë; e në një muaj, kjo -
Larg qoftë! - Dobësi, ke emrin grua! -
Një muajth, pa u vjetruar as këpucët
Që ma përcolli trupin e tim eti
Të mjerë, si Nioba, lot e tëra,
Kjo e gjithë kjo - O zot, një kafshë
Pa arsye mban më gjatë zi! -

Na u martua nëna me tim ungj,
Me të kunatin, me të vëllan' e babës,
Po që m'i ngjan tim eti aqë pak
Sa un' Herkulit! Brenda në një muaj!
Pa tharë krip' e lotëve dinake
Në syt' e saj të skuqur e të vrarë.
Na u martua! Oh, sa shpejt, sa ndyrë
U sul, u shtri në shtrat, n'incest pa turp!
Nuk ësht' as mundet të mbarojë mirë;
Po plas, o zemër, se s'do hapur goja!
(Hyjnë Horati, Marceli dhe Bernardi.)

HORATI
Gëzuar qofsh, imzot!

HAMLETI
Gëzohem që të shoh shëndoshë!
Horati, në mos kam harruar!

HORATI
Ah, imzot, e shërbëtori yt përherë.

HAMLETI
Zot, miku im! Dhe ti ashtu më quaj!
Dhe si kështu, Horat, nga Vitenbergu?
Marceli?

MARCELI
Po, imzot.

HAMLETI
Gëzohem që të shoh. Sa bukur,
Po si paske lënë Vitenbergun?

HORATI
Imzot i mirë, nga përtesa.

HAMLETI
S'lë as armikun tënd të thot' ashtu;
As ësht' e mundur të ma mbushësh kokën
E të besoj ç'më thua kundër vetes;
E di fort mirë që ti s'je përtac.
Po si na paske ardhur n'Elsinor?
Mëso të dehesh para se të shkosh!

HORATI
Kara ardhur për varrimin e tët eti.

HAMLETI
Të lutem, shok, me mua mos u tall;
S'ke ardhur veç për dasmën e sim mëje.

HORATI
Vërtet, se kjo na erdhi shpejt pas tjetrës.

HAMLETI
Kursim, kursim, Horat! Të pjekurat
Dhe gjellët funerale sa pa ftohur
Na i stolisën sofrat e martesës.
Armikun më të keq në qiell ta hasja
Dhe këtë dit', Horat, mos ta arrija!
Im at' - më duket se e shoh tim atë! -

HORATI
Ku, qysh, imzot?

HAMLETI
Me syt' e mendjes, vëlla.

HORATI
Ah, e kam parë; ishte mbret i fortë.

HAMLETI
Ish burrë nga të gjitha pikëpamjet;
S'kam për të parë shok të tij.

HORATI
Imzot, m'u duk sikur e pashë natën.

HAMLETI
Pe kë?

HORATI
Imzot, tët atë, mbretin Hamlet.

HAMLETI
Tim atë, mbretin Hamlet!

HORATI
Mos u habit, po qetësohu pak,
E vërmë re të ta tregoj çudinë;
Dhe ja ku kam dëshmorë zotërinjtë.

HAMLETI
Për zotin, ma trego.

HORATI
Dy net me radhë këta zotërinj,
Marceli dhe Bernardi, kur po ruanin,

Në mes të natës s'errët pus, e panë.
Tamam si mbreti Hamlet, një fantazmë,
Nga koka gjer në këmb' i armatosur,
U duket, e me çape madhështore
Përpara u kalon; tri her' u shkoi
Përpara syve t'errur, të habitur,
Afër sa një hosten; këta të shkretët,
Të ngrirë dhe të shkrir' e pikërënë
U lebetitën e s'folën. Këtë gjë
Ma lajmëruan mua fshehtazi.
Dhe ruajta me ta të tretën natë;
Atje, siç ma treguan, n'atë kohë
E n'atë formë, sipas fjalës tyre,
Na del fantazma. Njoha atin tënd;
Kjo dorë nuk i ngjan kësaj më tepër.

HAMLETI
Po ku ju ngjau kjo?

MARCELI
Imzot, në oborr ku ruanim.

HAMLETI
Po nuk i fole?

HORATI
Imzot, i fola;
Po s'm'u përgjigj; megjithëqë një herë
M'u duk sikur e ngriti kokën pak
E bëri sikur donte të më fliste;
Tamam atëherë gjeli na këndoi
Dhe u largua me nxitim në çast
E na u zhduk nga sytë.

HAMLETI
Çudi e madhe!

HORATI
Ësht' e vërtet', imzot, për kokën time!
Edhe e quajtëm detyrën tonë
Të vinim të ta thoshim.

HAMLETI
Vërtet, vërtet, po kjo më turbullon,
A mbani gardje sonte?

MARCELI dhe BERNARDI
Po, imzot.

HAMLETI
I armatosur, thatë?

HORATI
Gjer në thonjtë.

MARCELI dhe BERNARDI
Nga koka gjer në këmbë.

HAMLETI
Ahere, nuk ia pe fytyrën?

HORATI
Ia pash', imzot; e kish vizoren ngritur.

HAMLETI
A dukej si i mvrojtur?

HORATI
Më tepër i helmuar se i zemëruar.
I zbeht' apo i skuqur?

HORATI
Po, shum' i zbehtë.

HAMLETI
A t'i mbërthente sytë?

HORATI
Pa tundur as qepallat.

HAMLETI
Ah, sikur t'isha vet' atje!

HORATI
Do të habiteshe pa masë.

HAMLETI
Pa fjalë, pa dyshim. A ndenji shumë?

HORATI
Sa mund të numërosh njëqind ngadalë.

MARCELI
dhe BERNARDI
Më tepër, ca më tepër!

HORATI
Po jo kur e kamparë unë.

HAMLETI
A ishte mjekërthinjur, apo jo?

HORATI
Ashtu si ish i gjallë kur e pashë,
Përzier qimezi e qimebardhë.

HAMLETI
Vij ruaj sonte.
Ndofta na vjen prapë.

HORATI
Të siguroj që po na vjen.

HAMLETI
Në pastë formën e tim eti plotësisht,
I flas, sikur të hapet ferri vetë
E të ma mbyllë gojën. Pra, ju lutem,
Në mos e keni shfaqur këtë pamje,
E mbani fshehur, mos e hapni fjalën;
Dhe për çdo gjë që të na ngjajë sonte
Përdorni mendjen, po jo gjuhën,
Dhe miqësinë do t'jua shpërblej.
Pra lamtumirë e sonte në platformë!
Më njëmbëdhjetë gjer më dymbëdhjetë
Vij e ju has.

TË GJITHË
Si t'urdhërosh; e kemi për detyrë.

HAMLETI
Për miqësi, si ju dhe unë; lamtumirë!
(Dalin Horati, Marceli dhe Bernardi.)

Fantazma e tim eti armatosur?
Aherë punët nukë venë mirë;
Më bie erë pabesi. Ah, natë,
Sa më shpejt eja! Gjer aherë, shpirt,
Rri qetë! E paudha sheshit ngrihet,
Sikur në fund të dheut të përpihet. (Del.)

## SKENA III

Një odë në shtëpin' e Polonit.
(Hyjnë Laerti dhe Ofelia.)

LAERTI
M'i barkarisën plaçkat; lamtumirë!
Pra, motër, kur të fryjë era mbarë
Dhe në liman anija, mos përto,
Po shkruamë.

OFELIA
Mos ki asnjë dyshim.

LAERTI
Për Hamletin dhe profkat dashurie
Ta dish që janë hyq e lodër gjaku;
Një vjollcë djalërishte në pranverë,
E parakohshme, jo e qëndrueshme,
E ëmbël fort, jo jetëgjatë,
Që jep aromë vetëm për një çast;
Jo më.
OFELIA
Jo më se kaqë?

LAERTI
Jo më tepër;
Sepse natyra nukë rritet vetëm
Në gjerësi e forcë; po ky tempull
Madhohet brenda dhe nga shpirti dhe nga mendja.
Ndofta tani të do me të vërtetë,
Ndofta asnjë dinakëri s'ia nxin
Virtytin e vullnetit; po ti ruaju,
Se ësht' i madh; s'e ka të tij vullnetin;
Se ai vetë është rob i lindjes tij;
S'e ka në dorë, si personat e pavlerë,
Të zgjedhë shoqen; se nga zgjedhj'e tij
Varet shëndeti e siguri e shtetit;
Andaj martes'e tij do rregulluar
Pas zërit dhe nevojës s'atij trupi
Që kryeson. Kur thotë se të do,
Si vajz'e urtë duhet ta besosh
Gjer m'atë pikë ku ai pas shkallës
E mban dot fjalën; dhe këtë s'e bën
Veç zëri i përbashkm' i Danimarkës.
E mat pra, se cenohet nderi yt,
Kur i vë veshin dhe i dëgjon këngën;
A humbet zemrën, a ia çel thesarin
E virgjërisë sulmës tij pa fre.
U ruaj pra, u ruaj, motr' e mirë,
E mos lër dashurinë të të shtyjë
Në shkrehjen dhe rrezikun e dëshirës.
M'e urta vajzë është mjaft prodige
Kur hënës bukurinë ia zbulon;
S'shpëton nga shpifja as virtyti vetë;
Shpesh krimbi lulet e pranverës ha,
I fishk burbuqet sa pa çelur edhe;
Në vesën dhe mëngjesin e rinisë

Lëngata ngjitet m'e rrezikshme.
Ki mendjen pra; u ruaj e ki frikë;
Risia vetëveten pret me thikë.

OFELIA
Këtë mësim në zemër do ta mbaj
Për gardian. Po ti, vëlla i dashur,
Mos më trego, si ndonjë prift i mvrojtur,
Udhën e ngusht' të qiellit gjemb e shkëmb.
Kur vetë, si çapkën pa mend, pa fre,
Baret ndër lule vere dhe dëfrimi,
Dhe s'ia vë veshin fare arësyes.

LAERTI
Mos ma ki frikën, motër e mirë,
Kam ndenjur tepër; ja ku na vjen plaku.
(Hyn Poloni.)
Ka hir dyfish kush merr bekim dy herë,
Kështu pra, dhe një herë lamtumirë!

POLONI
Këtu, Laert, akoma! Shpejt n'anije!
Se er' e mirë po i fryn pëlhurët
Dhe po të presin. Hajt, më paç uratën!
(I vë dorën Laertit mbi kokë.)
Dhe shkruaji ndër mend këto këshilla:
Në kokë ç'ke, mbi gjuhë mos e nxirr,
Mos shfaq me vepër një mendim pa vend.
Ji familjar, po jo vulgar aspak.
Mikun, që ia provove dashurinë,
E lidh në shpirt me rrathë prej çeliku;
Po mos lodh dorën duke përkëdhelur
Çdo shok të ri, çdo zog pa pendë.

U ruaj nga çdo sherr; po kur të kapesh,
Qëndro q'armiku të ta ketë frikën.
Vër vesh të gjitha, po jip zë më pak;
Dëgjo këshilla, rezervo gjykimin.
Të shtrenjta bleji rrobat, sipas qeses,
Të pasura, po jo të ndritshme;
Se veshja shpesh e proklamon njerinë;
Dhe frënqt e shkallës më të mirë
Këtu veçan tregojnë hollësinë.
Mos merr as mos jep hua kurrë;
Se shpesh humbet dhe mikun dhe paratë,
Kursimit huaja ia thyen qipin.
Këtë përmbi të gjitha: mbaji besë vetes;
Edhe kështu, siç vjen pas natës dita,
S'i del dot i pabesë asnjeriu.
Udhën e mbarë, dhe më paç uratën!

LAERTI
Ju lë shëndet përunjësisht, imzot.

POLONI
S'ke kohë; shko, të presin shërbëtorët.

LAERTI
Pra lamtumirë, Ofeli! Mbaj mend Ç'të thashë.

OFELIA
I kam kyçur në memorje
Dhe ta kam dhënë çelësin ta mbash.

LAERTI
Pra, lamtumirë!
(Del Laerti.)

POLONI
Ç'të ka thënë, Ofeli?

OFELIA
Ca gjëra mbi princ Hamletin.

POLONI
Tamam, se ma kujtove:
Mësoj që shumë shpesh, tani në fund,
Të paska dhënp pjekje të veçanta,
Dhe ti e paske pritur dorëhapur;
Në qoft' ashtu - kështu më kanë thënë
Pra, duhen marrë masat - dhe të them
Që nukë sillesh pikërisht si duhet,
Siç i ka hije bijës sim' e nderit tënd.
Ç'ka midis jush? Më thuaj të vërtetën.

OFELIA
Imzot, tani në fund më dha ca shenja
Të dashuris' së tij për mua.

POLONI
Të dashurisë! Flet si vajz' e vogël,
Që s'di nga këto lodra të rrezikshme.
A i beson ti shenjat, si m'i quan?

OFELIA
S'di si të them, imzot.

POLONI
Dëgjo të ta them unë: je një foshnjë
Që si para të thata merr ca shenja,

Që s'janë asgjë. Pra, ruaju nga shenjat,
Ose - që të ta them më mir' e shkoqur –
Do të më vësh një shenjë m'u në ballë.

OFELIA
Imzot, ma shfaqi dashurin' e tij
Me një mënyrë thjesht të ndershme.

POLONI
Mënyrë quaje; pa hë, pa hë!

OFELIA
Dhe i vulosi deklaratat që më bëri
Me gjithë bet' e shenjta kundrejt qiellit.

POLONI
Po, gracka për të zënë zoçka. E di,
Kur ndizet gjaku, shpirti dorëhapur
I huan bera gjuhës. Bij' e dashur,
Kjo flakë ndrit më tepër sesa ngroh
Dhe shuhet me të dhëna ca zotime;
Pra, mos e merr për zjarr të thjeshtë.
Këtu e tutje sillu m'e kursyer,
Dhe pjekjet mos ia jep me çmim të lirë
E si me porosi. Se princi Hamlet -
Besoje sa për aqë - është i ri
Edhe e ka tërkuzën më të gjatë
Se tënden; me pak fjalë, Ofeli,
Mos ia beso betimet ndërmjetare,
Që s'kanë fare ngjyrën që tregojnë,
Po lypin punë turpi e mëkati
Me fjal'e faqe t'ëmbël e të shenjtë
Që të gënjejnë ca më mirë ashtu.

Këto t'i them një her' e përgjithmonë.
Pra, shkurt e prerë, që këtu e tutje,
Mos humb, të lutem, asnjë çast me nge
Në kuvendim me princin Hamlet.
Ki mendjen, t'urdhëroj; shih punën tënde.

OFELIA
Si urdhëron, imzot!
(Dalin.)

SKENA IV

Platforma përpara kështjellës.
(Hyjnë Hamleti, Horati dhe Marceli.)

HAMLETI
Fryn er' e ashpër e bën shumë ftohtë.

HORATI
Fryn er' e rrept' e ngjethëse.

HAMLETI
Sa është ora?

HORATI
Nuk është dymbëdhjetë edhe.

MARCELI
Jo, se tani trokiti dymbëdhjetë.

HORATI
Vërtet? Nuk e dëgjova. Ahere koha

Kur del fantazma jasht' afrohet.
(Oshëtijnë trumbetat dhe topat shkrehen brenda.)
Ç'kuptim ka kjo, imzot?

HAMLETI
Mbreti na ka vëngjillë dhe gosti,
E ngre dollinë lart e kërcen valle;
Dhe kur zbras kupën plot me verë Rini,
Daullja dhe trumbeta po bërtasin
Për trimërin' e tij.

HORATI
Ashtu e do zakoni?

HAMLETI
Tamam ashtu;
Po unë jam i mendjes - ndonëse
Jam vendës dhe i rritur me këto -
Që nderi na e do ta thyejmë
Këtë zakon më tepër se ta mbajmë.
E pira kokëtrokë na çnderon
Në syt' e botës në Veri e Jugë;
Na quajnë pijanikë dhe na ndyjnë
Me emra derri; kjo, me të vërtetë,
Sado të larta cilësi të kemi,
Na ia nxin zemrën, palcën namit tonë.
Kështu ngjan shpesh me njerëz të veçantë,
Që për një cen që kanë prej natyre,
Që me të lindur - që s'u bie faj,
Posa njeriu prindërit s'i zgjedh -
A nga një gjak përzier liksht, q'u thyen
Fortesën e ledhishtat e arsyes,
A nga ndonjë zakon që kapërcen

Mënyrat e pëlqyera, këtyre,
Që mbajnë, them, një damkë prej kusuri
Si trashëgim natyre ose fati,
Virtytet - më të bardha se dëbora,
Të pakufishme sa arrin njeriu -
U zhduken në gjykim të botës krejt
Nga njolla e veçantë; se një pik'
E zez' e prish dhe e diskrediton
Megjithësej substancën më bujare.

HORATI
Shiko, imzot, po vjen. (Hynfantazma.)

HAMLETI
Engjëj të zotit dhe shenjtorë, mbronani!
Qofsh shpirt i mbarë a kokudh i prapë,
Sjellsh erë qielli a tufan prej ferri,
Qëllime paç të mira a të liga,
Më vjen në formë aqë të çuditshme,
Sa do t'të flas: Të quaj Hamlet, atë,
Zot, mbret i Danimarkës! Oh, përgjigjmu!
E mos më lër në t'errët! Thuamë,
Pse eshtrat e bekuara të tua
Vërvitnë tej savanet? E pse varri,
Ku qetësisht të pamë të mbuluar,
Hap nofullat e rënda prej mermeri
E jashtë të lësh'on? E ç'do të thuash
Që ti, kufom' e vdekur, bredh përjashta
Te drit' e hënës, veshur me çelik,
Na shëmton natën e na llahtaris
Të mjerët njerëz, lodra të natyrës,
Me tmerr e me mendime përtej shpirtit?
Fol, pse e bën? Përse? Ç'kërkon prej nesh?

(Fantazma i bën shenjë Hamletit.)

HORATI
Po të bën shenjë që t'i biesh pas,
Sikur diç do veçanërisht të shfaqë.

MARCELI
Imzot, shih me ç'mënyrë madhështore
Të bën me dorë të largohesh pak
Mënjanë; po mos çap pas tij.

HORATI
Jo, më asnjë mënyrë!

HAMLETI
S'do, s'flet; pra, do t'i bie pas.

HORATI
Mos, mos, imzot!

HAMLETI
Përse të druhem vallë?
Për mua jeta s'vlen asnjë karficë;
Dhe sa për shpirtin tim, s'ka ç'të më bëjë,
Se është i pavdekshëm si ai.
Më fton me dorë prapë; do t'i vete.

HORATI
Po sikur të të heqë në dallgore
Ose atje maj' shkëmbit të tmerruar,
Që krruset shtrembër tatëpjetë detit
E të të shfaqet si lubi e sprihë,

Të të rrëmbejë dhe të të marrosë?
Mendoje! Ai shkëmb i llahtarisur
Xhindos dhe sjell vërdallë mendjen ditën,
Kur ngrihet aqë lart përpjetë detit
E kur përposh gjëmojn' e shfryjnë valët.

HAMLETI
Shikoni, më bën shenjë përsëri.
Përpara, pra; se të vij pas.

MARCELI
Mos çap, imzot!

HAMLETI
Largoni duart!

HORATI
Dëgjo! Mos çap!

HAMLETI
Im at' po më thërret.
Dhe më të voglin dell ma bën të fortë
Si nervë të luanit Nemean.
Po më thërret! Lëshomëni! Për zotin,
E bëj fantazm' atë që më ndalon; Prapsuni! Shko përpara! Do t'të bie pas. (Dalin fantazma dhe Hamleti.)

HORATI
U ndez, e humbi mendjen.

MARCELI
T'i biem pas, se s'bëmë mirë që e lamë.

HORATI
Po shkojmë pas. Ç'fund merr kjo punë vallë?

MARCELI
Diç na u kalb në mbretëri të Danimarkës.

HORATI
E ndreqtë zoti.

MARCELI
Po, le t'i biem pas.

SKENA V

Një anë tjetër e platformës.
(Hyjnë fantazma dhe Hamleti.)

HAMLETI
Ku po më shpie? Fol! S'të vij më tutje.

FANTAZMA
Dëgjomë!

HAMLETI
Urdhëro!

FANTAZMA
Pothuaj erdhi ora
Të kthehem prapë dhe të hyj në flakët
Prej squfri ku mundohem.

HAMLETI

Plak i mjerë!

FANTAZMA
Mos ma qaj hallin, po dëgjo, vër re
Ato që vij të të zbuloj.

HAMLETI
Fol, jam gati të të dëgjoj.

FANTAZMA
Dhe ma merr gjakun, pasi të dëgjosh.

HAMLETI
Si?

FANTAZMA
Jam fantazma e tët eti,
Dënuar të bares ca kohë natën
Dhe mbyllur ditën në një burg prej zjarri,
Gjersa të digjen e të shuhen krimet
Që bëra më të gjallë. Po të shfaqja dot
Sekretet e tmerruara të ferrit,
Të thosha gjëra, që m'e lehta fjalë
Ta ngjethte shpirtin e ta ngrinte gjakun,
Si yj, shkëndija të lëshonin sytë,
Flokët e shtruar të shthureshin,
Dhe qimet lart të ngriheshin nga tmerri
Si drizat e një eshi t'egërsuar;
Po shfaqj' e amëshimit nukë bën
Për veshët e të gjallëve. Dëgjo, dëgjo!
Tët atë n'e paç dashur ndonjëherë...

HAMLETI

Ozot!

FANTAZMA
Gjakun ia merr!
Pa shpirt, pa bes' e vranë!

HAMLETI
E vranë!

FANTAZMA
Një vrasje e pabesë sa më s'bëhet,
Pa shpirt, pa turp, pa zemër sa s'ka më!

HAMLETI
Ma thuaj sa më parë, që me krahë
Të shpejtmë dashurie dhe mendimi
Të fluturoj të ta marr gjakun.

FANTAZMA
Të shoh që ke dëshirë!
Do t'ishe më i fjetur se mëllaga
Që rritet anës lumit Leth' e ngjallme,
Po të mos tundeshe. Tani dëgjo:
U hap se gjoja më kafshoi një gjarpër
Në kopsht tek flija; Danimark' e tërë
Nga ky raport i rremë u gënjye
Mbi vdekjen time; po mëso, o Hamlet,
Se gjarpëri që ta kafshoi tët atë
Tani i mban kurorën.

HAMLETI
Oh, shpirti profetik sikur ma thoshte,
Im ungj!

FANTAZMA
Po, ajo shtazë incestare
Dhe adultere, me magjinë e mendjes
Dhe me disa dhurata të pabesa –
Sa na gënjen magjia dhe dhurata! –
Fitoi për dashuri të turpshme
Dhe mbretëreshën time, që më dukej
Aqë e virtytme! Oh, sa poshtë ra!
Nga unë, që e kam dashur thjesht me zemër,
Siç iu betova ditën e kurorës,
Më ra në prehër të një faqeziu
Katil që, nga dhuratat natyrale,
Përpara meje është liparak.
Po, kur virtyti s'tundet kurrë - as kur
E nget harvalëria formëqiell -
Përkundër, vesi lidhur me një engjëll,
Po velet në një shtrat të perëndishëm
Dhe u vërvitet kërmave.
Po dale! Se ndiej erën e mëngjesit;
Le ta shkurtoj pra fjalën. Tek po flija
Në kopsht, pas dreke, pas zakonit tim,
Yt ungj më vjen në gjumë me një shishe,
Plot me një lëng hebone të mallkuar,
Dhe helmin-lepër ma kullon në vesh.
Efekt i tij është aqë i keq për gjakun,
Sa shpejt si hidrargjiri po vrapon
Ndër dejtë e arteritë e trupit
Dhe me një forcë të befastë e ngrin
Si kos i thartë qumështin, e mpiks
Gjakn' e shëndoshë; kjo më ngjau, pra;
Dhe befas cipa nisi e më zhvoshkej
Dhe me një guaj të shëmtuar zvjerdhëse

I tërë trupi m'u mbulua.
Kështu në gjumë më rrëmbeu vllai
Jetë, kurorë e mbretëreshë bashkë;
Më vrau mu në lulëzim mëkati
Pa mirë, pa pendim e pa kungatë;
Më çoi në gjyq pa lar' asnjë hesap
Me fajet e të zezat përmbi kokë!
O tmerr! O tmerr! O tmerr i patreguar,
Në qoftë se ke gjak, mos e duro!
Mos e lër shtratin mbretëror danez
Të bëhet grazhd incesti të mallkuar.
Po, sido që ta ndjekësh këtë punë,
Mos e nxi shpirtin e mos bëj asgjë
Kundër sat ëme; lërja perëndisë
Dhe gjembave përbrenda kraharorit
Ta shpojnë e ta kafshojnë. Lamtumirë!
Shkëndijëzat më thonë - afroi mëngjesi.
Se drit' e tyr' e dobët po u zbehet;
Pra, mirëmbetsh e mirëmbetsh! Kujtomë! (Del.)

HAMLETI
O qiell! O dhe! E ç'të shtoj tjetër vallë?
O ferr? Oh, turp! Qëndro, qëndro, moj zemër,
Dhe ju, o muskula, mos m'u zbërtheni
Po mbamëni më këmbë. The, të të kujtoj!
Po, moj fantazmë! Po, sa kam memorje
Në kokën e trullosur. Ta kujtoj!
Po, po, se nga tabela e memorjes
E shova çdo kujtim të dashur tjetër.
Çdo libër e çdo form' e çdo përshtypje
Të djalërisë e t'observatës sime,
Edhe komanda jote do të rroj' e vetme
Në librin dhe vëllimn' e trurit tim

Pa lëndë më të ulët! Po, për zotin!
O grua faqezezë!
O vrasës buzëqeshur, vrasës i mallkuar!
Vërtet, duhet ta shkruaj në defter
Që vrasës je dhe prapë buzëqeshur;
Kështu të paktën qenka në Dani.
(Shkruan.)
Im ungj, këtu të kam! Tani për kryefjalë:
"Pra, mirëmbetsh e mirëmbetsh! Kujtomë!"
I jam betuar.

HORATI dhe MARCELI
(Që përbrenda.) Imzot! Imzot!

MARCELI
Princ Hamlet!

HORATI
Zoti naeruajttë!

HAMLETI
Ashtu qoftë!

HORATI
Hallo, hallo, imzot!

HAMLETI
Hallo, hillo, hillo, fajuka, eja!11
(Hyjnë Horati dhe Marceli.)

MARCELI
Si vajti puna, imzot?

HORATI
Ç'të ra na ke, imzot?

HAMLETI
Oh, të çuditshme.

HORATI
Imzot, na thuaj.

HAMLETI
Jo, se kam frikë mos tregoni.

HORATI
Për zotin, kurr', imzot.

MARCELI
As un', imzot.

HAMLETI
A mund t'ia priste mendja kujt?
Si thoni?
Po vall' a do ta mbani fshehur?

HORATI dhe MARCELI
Për perëndinë, po, imzot.

HAMLETI
Në tërë Danimarkën s'ka përveç
Zuzarë dhe kalorës vagabondë.

HORATI
Nevojë s'qe të dilte një fantazmë
Nga varri e të na e thosh këtë.

HAMLETI
Tamam! Ke plotësisht të drejtë;
Kështu, të mos e zgjatim shumë fjalën,
Duhet të ndahemi; pra, lamtumirë!
Ju shkoni sipas punës dhe dëshirës –
Se cilido njeri ka punë dhe dëshirë,
Sido kudo na qofshin - un' i mjeri,
Sikundër shihni, do të shkoj të falem.

HORATI
Imzot, po këto fjalë s'kanë lidhje.

HAMLETI
Ahere më vjen keq me gjithë zemër
Që ju lëndova: po, me gjithë zemër.

HORATI
Po s'ka lëndim këtu, imzot.

HAMLETI
Po, ka, për shën Patrikun, ka, Horat,
Lëndim dhe shumë. Sa për këtë pamje,
Fantazma është e mbarë, kaqë them;
Sa për dëshirë të mësoni ç'ngjau,
E mbytni si të mundni. Pra, o miq,
Siç jemi miq, shkollarë dhe ushtarë,
Mbaromëni një lutje të vobektë.

HORATI
Imzot, na thuaj, ç'lutje? Do ta bëjmë.

HAMLETI
Të mos tregoni kurrë ç'patë sonte.

HORATI dhe MARCELI
Nuk e tregojm', imzot.

HAMLETI
Ahere, bëni be.

HORATI
Për besë, jo, imzot.

MARCELI
Për besë, jo, imzot.

HAMLETI
Mbi shpatën time.

MARCELI
Imzot, po u betuam.

HAMLETI
Këtu, këtu mbi shpatën time.

FANTAZMA
(Qëpërposh.) Betohuni!

HAMLETI
Ah, ha, ashtu the, trim? Aty je, shok?
A e dëgjuat mikun në qilar?
Ejani pra, betohuni, ju lutem.

HORATI

Imzot, na propononi benë.

HAMLETI
Të mos tregoni kurr' ato që patë,
Betohuni mbi shpatën time.

FANTAZMA
(Qëpërposh.) Betohuni!

HAMLETI
Hic et ubique?* - aherë ndrrojmë vend
- Ahere ndrrojmë vend.
Eni këtej, ju lutem, zotërinj,
Dhe vini dorën përsëri mbi shpatën,
Të mos tregoni kurrë se ç'dëgjuat,
Betohuni mbi shpatën time.
((*Këtu dhe kudo. (Lat))

FANTAZMA
(Qëpërposh.) Betohuni!

HAMLETI
Të lumtë, xha uriq! Sa shpejt më mih!
I fortë pronar! Më tutje, shokë!

HORATI
Për zotin, një çudi krejt e papritur!

HAMLETI
Dhe përandaj, pra, mirëpriteni.
Në tok' e qiell. Horat, më tepër gjëra ka
Se ç'ëndërron filozofia jote.
Po ejani.

Këtu, si dhe më parë, zoti ju ndihmoftë,
Sado të sillem marr' e për çudi -
Se ndofta që këtu e tutje do të duhet
Të vë një maskë stravagante -
Ju, kur të më shikoni, kurr' askurrë,
Me krahët kryq a duke tundur kokën,
A duke thënë ndonjë frazë të dyshimtë,
Si: "Mirë, mir' e dimë"; "Lëri ato";
"Shko, shiti gjetkë ato"; "S'na gënjen dot",
A fshehur, a tërthori, mos tregoni
Që dini diç për mua; që do mos e bëni,
Për hir e për mëshirë perëndie,
Betohuni!

FANTAZMA
(Që përposh.) Betohuni!
(Betohen.)

HAMLETI
Rri qetë, shpirt i mjer' e i munduar!
Tani pra, zotërinj, ju falemnderit
Me gjithë zemër, dhe n'e pastë dot
Dikur në dorë Hamleti i varfër
T'ju shfaqë dashurin' e miqësinë,
Për zotin, nuk do t'ju mungojë. Shkojmë bashkë;
Ju lutem, mbani gishtin përmbi gojë.
Kjo bot, u shthur; o prapësi, o dreq!
Që unë paskam lindur të të ndreq!
Pra ejani tani të shkojmë bashkë.
(Dalin.)

AKTI I DYTË

SKENA I

Një odë në shtëpinë e Polonit.
(Hyjnë Poloni dhe Rejnaldi.)

POLONI
Rejnald, i jep këto para e këto kartra.

REJNALDI
Si urdhëron, imzot!

POLONI
Rejnald, do të bësh shumë mir' e urtë,
Pa e shikuar, të pyetsh si sillet.

REJNALDI
Imzot, e kisha këtë gjë ndër mend.

POLONI
Të lumtë goja. Shih, pyeti më parë
Se sa danezë ndodhen në Paris;
E si, e kush, me ç'mjete, e ku rrojnë.
Me ç'shok' e me sa harxhe, e, kur të shohësh,
Nga rrjedhja e pyetjeve të ndryshme,
Q'e njohin birin tim, u qas më tepër
Në çështjen që ma preke pak tërthori;.
Bëj, fjala vjen, sikur e njeh së largu.
Kështu: "Njoh t'atin ose miqtë e tij
E vet' atë capak"; dëgjon Rejnald?

REJNALDI

Po, fare mirë, imzot.

POLONI
"E vet' atë capak; po, shto, jo mirë;
Në qoft' ai na është shum' i prapë;
Ka këto vese dhe këto"; ngarkoi
Ç'të duash me gënjeshtra jo të rënda,
Që ta çnderojnë; kije mendjen për këtë;
Po shkarje të zakonta dhe gjakndezura,
Që janë shoqe të pandara e të njohura
Të djalëris' e të lirisë.

REJNALDI
Si, fjala vjen, kumari, imzot.

POLONI
Po, si e pira, nëmja, sherri, shpata,
Dhe kurvat - gjer atje pra mund ta shpiesh.

REJNALDI
Imzot, po këto gjëra e çnderojnë.

POLONI
Aspak, sikur të dish ta sjellësh rrotull,
Mos bëj një shpifje mbi kurriz të tij,
Që s'ka, për shembull, vetëkontrollim;
Aspak, po pëshpëritja cenet hollë,
Sikur të jenë njolla të lirisë,
Si shkrepja, krisja e një mendjezjarri,
Si egërsia e një gjaku të pazbutur,
Që ka çdo djalë.

REJNALDI

Fare mirë, imzot, po.

POLONI
Pse do t'i bësh këto tani?

REJNALDI
Tamam atë, imzot, do t'të pyesja.

POLONI
Atje e prier fjalën; ja pra, plani,
Dhe zogn' e kap, besoj, me këtë grackë:
Duke spërkatur birin tim kështu,
Si djal' i cili sillet pakëz ndyrë,
Vër re,
Sondo njerinë me të cilin flet,
Mos e ka parë në t'atilla shkarje
Fajtorin djalë, dhe të siguroj,
Do t'të përgjigjet me këtë mënyrë:
"I dashur zot" a "mik", a "zotëri",
Ashtu si e do folja e pas titullit
Të vendit e njeriut.

REJNALDI
Mirë, imzot.

POLONI
Aherë, zot, vijon, - medoemos –
Ç'desha të thosha? Po, për perëndi,
Diç desha; - ç'thosha?

REJNALDI
"Do t'më përgjigjet me këtë mënyrë:
I dashur mik, a zotëri.

POLONI
Tamam, "përgjigjet me këtë mënyrë";
Mbaron kështu: "E njoh bandillin mirë;
E pashë dje a një ditëzaj.
A sot me aksh e aksh; e, siç më thua,
Humbiste në kumar a ish i dehur,
A loste topthi me tërbim"; a, ndofta,
"E pashë kur po hynte n'aksh shtëpi,
N'aksh kurvëtore." More vesh tani
Qysh tonj' e rremë kap sazan' e thjeshtë?
Kështu ne pleqtë' e mençur e të pjekur
Me rrotullim, duke qëlluar gjetkë,
Tërthori, po goditim drejt ku duhet,
Pra, pas këtyre udhëheqjeve,
Bëj me tim bir. E more vesh a jo?

REJNALDI
E mora vesh, imzot.

POLONI
Të lumtë!
Pra, udhën e mbarë!

REJNALDI
Mirëmbetsh, imzot.

POLONI
Vëzhgoja tragën sipas vetes sate.

REJNALDI
Si urdhëron, imzot!

POLONI
Dhe lëre ta këndoj' ai avazin.

REJNALDI
Mirë, imzot.

POLONI
Udhë e mbarë!
(Del Rejnaldi, hyn Ofelia.)
Ç'është, ç'ke, moj bijë?

OFELIA
Imzot, imzot, jam trembur aqë shumë!

POLONI
Përse, për emër perëndie?

OFELIA
Imzot, atje ku qepja n'odën time,
Princ Hamleti më vjen rrobëzbërthyer,
Kokëzbuluar e çorapeçjerrur,
Shkopsitur e zvarrnisur mbi këpucë;
I verdh' e gjunjët i përpiqeshin;
Dhe me një pamje aqë të mëshirtë,
Sikur na ish lëshuar prej skëterrës
Të lajmëronte tmerrë, e m'afrohet.

POLONI
I lojtur mendsh nga dashuria jote?

OFELIA
Imzot, s'e di, ashtu kam frikë.

POLONI
Ç'të tha?

OFELIA
Më zë për dore, fortë ma shtrëngon,
Pastaj largohet nja dy çape tutje,
Edhe me tjetrën dorë përmbi ballë
Fytyrën ma shikon, me një mënyrë
Sikur do t'ma përpinte. Ndenji mjaft kështu;
Në fund, si ma tronditi krahun pak
Dhe ngriti kryet posht' e lart tri herë,
Më psherëtiu thell' e mallëngjyer,
Sikur i përpëlitej trup' i tërë
Dhe jepte shpirt, pastaj ma lëshoi dorën
Dhe, duke kthyer kokën përmbi supet,
Dukej sikur pa sy e gjente udhën,
Se doli pa shikuar se ku vente,
Me syrin të mbërthyer përmbi mua.

POLONI
Eja me mua; shkojmë pranë mbretit.
Kjo është dashuri, e thjesht' e marrë
Që me violencën veten shkatërron
Dhe shtyn vullnetin shpesh në dëshpërim,
Si dhe çdo tjetër pasion në botë,
Që na sëmur natyrën. Më vjen keq.
Mos i ke folur ashpër këto ditë?

OFELIA
Aspak, imzot; po si më porosite,
Ia ktheva prapë letrat dhe s'e qasa
Të vijë të më shohë.

POLONI
Kjo e shthuri.
E më vjen shumë keq që s'e mendova
Më mirë dhe më urtë. Kisha frikë
Se mos të merr më qafë; u lajthita;
Kështu zakon e paska vërsa jonë
Ta kapërcejë masën nga rezerva,
Siç i mungon rinisë çdo kujdes.
Eja të vemi e t'ia themi mbretit
Medoemos; n'e fshehshim, e helmojmë,
Po n'e tregofshim, nuk e zemërojmë.
Eja.
(Dalin.)

SKENA II
Një odë në kështjellë. (Hyjnë mbreti, mbretëresha, Rozenkranci, Gildensterni dhe pasues.)

MBRETI
Mirë se erdhët, Rozenkranc e Gildenstern!
Më tepër nga nevoja për shërbimet
Se nga dëshir' e madhe që t'ju shohim
Ju ftuam me nxitim. Për transformatën
E Hamletit diç dini; dhe besoj
Se as e jashtmja, as e brendshmja e tij
S'u ngjan të parave. Ç'të jetë vallë
Q'e turbulloi kështu veç vdekjes s'atit,
S'shohim dot as n'ëndërr. Pra, ju lutemi
Që ju të dy, që jeni rritur bashkë
Dhe po e njihni që nga djalëria,
Të rrini pakëz në oborrin tonë.
T'i veni pas, ta shtyni nëpër qejfe
Dhe të zbuloni me sa ësht' e mundur

Ç'gjë e mundon, që nuk e marrim vesh,
Që, kur ta dimë, ta shërojmë dot.

MBRETËRESHA
Të dashur zotërinj, ka folur shpesh për ju;
Dhe s'gjenden dy të tjerë që t'i dojë
Më tepër sesa ju. Në daçi, pra,
Të na tregoni kaqë mirëdashje
Sa të qëndroni në oborr ca kohë
E të na ndihni për qëllimin tonë,
Vizita juaj ka për t'u shpërblerë
Ashtu si i ka hije mbretit.

ROZENKRANCI
U falem madhështive tuaja;
Ju kemi mbret sovran e mbretëreshë
Dhe duhet të na jepni yetëm urdhër,
Se lutja juaj ësht' e tepërt fare.

GILDENSTERNI
Kështu, dhe jemi plotësisht gati
T'ju vëmë nënë këmbë çdo shërbim
Pas urdhrit që të na jepni.

MBRETI
Ju përhirojmë, Rozenkranc e Gildenstern.

MBRETËRESHA
Ju përhirojmë, Rozenkranc e Gildenstern,
Ju lutemi në çast të vizitoni
Tim bir të ndrruar aqë shumë.
Tregojuni ku gjendet Hamleti.

ROZENKRANCI dhe GILDENSTERNI
Dhe, dhëntë zoti, dalshim faqebardhë
E shoqërimi e shërbimet tona
I qofshin fitimplot' e të pëlqyera.

MBRETËRESHA
Amin!
(Dalin Rozenkranci, Gildensterni me ca shërbëtorë; hyn Poloni.)

POLONI
Imzot, ambasadorët janë kthyer
Prej Norvegjie mbar' e të gëzuar.

MBRETI
Na solle përsëri të ra të mira.

POLONI
Vërtet? Ju siguroj, o mbret i mirë,
E quaj për detyrë dhe për shpirt
Ndaj zotit dhe ndaj madhështisë suaj,
Tani, besoj - a ndryshe truri s'më baret
N'ulica urtësie të sigurtë.
Si kurdoherë - që pa fjal' e gjeta
Të thjeshtin shkak të marris' së Hamletit.

MBRETI
Oh, thuama, se dua ta dëgjoj...

POLONI
Më parë prisni ambasadorët; dhe pastaj
Ju shtroj zbulimin si një pemë darke.

MBRETI

Atëherë, shko, i merr e sillmi brenda.
(DelPoloni.)
Më tha, Gertrud' e dashur, që ka gjetur
Burimin e përndezjes së tët biri.

MBRETËRESHA
Pa fjalë, s'është veç ajo që dimë:
Vdekja e t'atit, dasma jon' e shpejtme.

MBRETI
Tani do ta shoshitim.
(Hyn përsëri Poloni me Voltimandin dhe Kornelin.)

MBRETI
Mirë se erdhët, miq të mirë! Pra, na thoni,
Si na përgjigjet mbreti i Norvegjisë?

VOLTIMANDI
Ju çon të fala dhe urime zemre.
Sa vamë, dërgoi urdhër të pushojnë
Lëvizjet e të nipit, q'i kujtonte
Si përgatitje kundër polonezëve;
Po, kur pyeti mirë, pa vërtet
Se ishin kundër lartësisë suaj;
I hidhëruar që i nipi përfitoi
Nga vërsa, dobësia dhe sëmundj' e tij,
Çoi, thirri Fortimbrasin: ky u bind.
Prej mbretit u qortua, dhe në fund
Përpara tij betohet të mos bëjë
Gatitje kundër madhështisë suaj
Dhe mbreti plak, plot gaz, i jep një rrogë
Prej tri mijë koronash mot për mot
Me porosi që t'i përdor' ushtarët,

Që kishte mbledhur, kundër polonezëve
Dhe bën një lutje, sipas kësaj shkrese,
(Ijep një kartë.)
T'ia hapni udhën nëpër Danimarkë
Të shkojë tutje për këtë fushatë
Me ca kondita të shkoqitura,
Që mund të jepen pa rrezik.

MBRETI
Na pëlqen fort, dhe, kur të kemi nge,
Do ta këndojmë dhe mendohemi
Dhe i përgjigjemi për këtë punë.
Ju lumtë, se detyrën e mbaruat;
Pra, çlodhuni; dhe sonte hamë bashkë.

(Dalin Voltimandi dhe Korneli.)

POLONI
Kjo punë u mbarua mirë.
O mbret, o mbretëreshë, kur shpjegojmë
Se ç'është madhështia e detyra,
Pse dita është ditë, nata natë,
E koha kohë, nukë bëjmë tjetër
Veçse humbasim natën, ditën, kohën.
Pra, meqë shpirt' i dijes është shkurtësia,
Dhe gjatësia është deg' e lule,
Flas shkurt: Bujari bir ju ësht' i marrë;
I marrë, them; po ç'ësht marrëzia,
I marri ësht' i marr' e s'ke ç't'i thuash;
E lëmë, pra, këtë shpjegim mënjanë.

MBRETËRESHA
Më tepër lënd' e më pak art.

POLONI
Betohem, zonjë, art s'përdoret aspak.
Vërtet, i marrë; dhe jazëk vërtet,
Vërtet jazëk; figur' e çmendur fare;
E lëmë dhe këtë, se s'duhet art;
I marrë, thamë: pra, tani na mbetet
Të gjejmë shkakun e këtij efekti,
Jo, jo, po shkakun e këtij defekti,
Se ky efekt a ky defekt ka shkak.
Tani s'na mbetet veç të shohim ç'mbetet.
Mendohuni.
Një vajzë kam - e kam se është imja -
E cila, pas detyrës, vini re,
Më dha këtë: dëgjoni dhe peshoni. (Këndon.)
Qiellores, idhullit të shpirtit tim,
Stërbukurës së dheut Ofeli, -
Ky stil nuk ësht' aspak i hijshëm;
"Stërbukur" ësht' e keqe. Po dëgjoni: (Këndon.)
Në gjirin tënd të bardh' e të shkëlqyer.

MBRETËRESHA
Këtë ia ka dërguar Hamleti?

POLONI
E mirë zonjë, prit capak; një çast. (Këndon.)
Thuaj yjtë s 'janë zjarr,
Thuaj dielli u shua,
Thuaj jeta është varr,
Po mos thuaj që s 'të dua.
O e dashur Ofeli, jam i pafuqishëm në vjershat;
S'kam mjeshtëri që t'i vargojpsherëtimat e mia;
Po që të duafort, ohfort e pa masë, besoje.

Lamtumirë! Ytipërjetë, zonj' e shumëdashur, sa kohë kam shpirt në trup, HAMLETI.

Këtë ma ka treguar ime bijë,
Si edhe të tjera bëri deklarata,
Me kohë, mjet e vend, si, kur e ku,
M'i tha të gjitha.

MBRETI
Po si ia priti jot bijë dashurinë?

POLONI
Po ç'më pandehni, madhështia juaj?

MBRETI
Njeri të ndershëm e besnik.

POLONI
Gëzohem fort. Aherë ç'do të thoshit,
Pasi e pashë këtë dashuri
Me flak' e valë - se e mora vesh
Pa ma treguar ime bijë fare -
Pra, ç'do të thoshit madhështia juaj
Dhe mbretëresh' e lart' e madhështore
Sikur t'u qeshë bërë vegl' e verbër.
Sikur të mbyllja zemrën, gojën, veshët
E t'ua lija dashurinë lirë,
Pra, ç'do të thoshit? Jo, me thik' e preva
Dhe ja kështu i fola sime bije:
"Dëgjomë! Hamleti na është princ
E jashtë qarkut tonë; kjo s'duhet bërë".
Dhe menjëher' i dhashë porosi
Të kyçet e të mos e presë më.

Të mos pranojë mblesës, as dhurata.
Ajo u suall sipas urdhërit;
Ai i zbuar dhe i papërfillur
Ra në merak - të mos e zgjatim fjalën -
S'andejmi n'agjërim e hidhërim,
S'andejmi në mosfjetj' e dobësi,
S'andejmi në zhdëfrim e shkallë-shkallë
Në marrëzi, ku sillet sot vërdallë
Dhe që na mbush me vrer e me andrallë.

MBRETI
Pandeh të jetë kjo?

MBRETËRESHA
Nuk ësht' aspak çudi të jetë kjo.

POLONI
Më thoni a rastisi ndonjeherë -
Dua ta di! - që thashë "kështu është!"
Me gojën plot, dhe më ka dalë ndryshe?

MBRETI
Jo, nga sa di.

POLONI
(Duke treguar kokën.)
Këtë ma pre, në daltë puna ndryshe,
Kur më tregojnë cirkostancat, gjej
Ku fshihet e vërteta, qoft' e fshehur
Makar në fund të dheut.

MBRETI
Qysh mundim ta provojmë ca më mirë?

POLONI
E dini që baret nja katër orë
Këtu në korridor herë-herë.

MBRETËRESHA
Kështu, vërtet.

POLONI
Aherë ia lëshojmë Ofelinë;
Aherë prapa perdes fshihemi;
Aherë vini re; në mos e dashtë
Dhe në mos qoftë çmendur nga ky shkak,
Mos qofsha kurrë më ministër shteti,
Po më dërgoni që të ruaj lopë.

MBRETI
Do ta shikojmë.

MBRETËRESHA
Shihni, ja ku vjen
I mjeri, i helmuar me një libër.

POLONI
Ju shkoni, lutem; shkoni që të dy.
Do t'i afrohem dhe në çast ta kap;
Me leje, pra!
(Dalin mbreti, mbretëresha dhe pasuesit,
hyn Hamleti duke kënduar një libër.)
Qysh është princi im i mirë Hamlet?

HAMLETI
Mirë, lavdi zotit.

POLONI
A më njeh, imzot?

HAMLETI
Fort bukur, je peshkatar.

POLONI
Jo unë, imzot.

HAMLETI
Aherë dhëntë zoti të jesh njeri i ndershëm.

POLONI
Njeri i ndershëm, princi im?
HAMLETI
Po, zot; të jesh i ndershëm,
ashtu si vetë kjo botë,
domethënë të jesh i zgjedhur midis dhjetë mijë frymësh.

POLONI
Shum' e vërtetë, imzot.

HAMLETI
Se dielli rrit krimba në një qen të ngordhur, domethënë ky perëndi na puth një mërshë.
A ke ndonjë bijë?

POLONI
Kam, imzot.

HAMLETI
Mos e lër të baresë në diell, se mos ta puthin; e puthura është pun'

e pëlqyer', po ka dhe ca të puthura me dhëmb, që hapin plagë, dhe plaga fryhet si daulle, dhe kjo mund të mos të pëlqejë fare; ki mendjen, pra, idashur mik.

POLONI (Me vete.)
Ç'i thua kësaj? Mendjen e ka gjithnjë tek ime bijë; e megjithëkëtë, nuk më njohu qëparthi; më tha se jam peshkatar; ka fluturuar larg, shumë larg; dhe vërtet, kur isha i ri, kam vuajtur dhe unë nga dashuria dhe kam rënë fare jashtë, pothuaj aq keq sa ky. Do t'i flas prapë.
Ç'lexon, imzot?

HAMLETI
Fjalë, fjalë, fjalë.

POLONI
Cili është subjekti, imzot?

HAMLETI
I kujt?

POLONI
Dua të them, subjekt' i librit që këndon.

HAMLETI
Shpifje, zot; se zuzari satirist thotë këtu që pleqtë kanë mjekra të thinjura, fytyra të zhubravitura, sy të verdhë, si çervish prej qelibari të trashë dhe prej rrëshire të kumbullës; trupa të thatë dhe kokë të zbrazëta pa tru; të gjitha këto i besoj me gjithë zemër, po jam i mendjes që s'është mirë të shkruhen këto gjëra me këtë mënyrë; se jam i sigurt që zotrote je gati të bëhesh aq' i ri sa unë, sikur të mundje të barisje për së prapi si karavidhja.

POLONI
(Me vete.)
Ndonëse kjo është marrëzi,
ka prapë njc metodë brenda.
- Nuk dëshiron të dalësh jashtë erës, imzot?

HAMLETI
Në varrin tim?

POLONI
Tamam, kjo është jashtë erës. (Me vete.) Sa të mençura janë përgjigjet e tij herë-herë! Marrëzia qëllon drejt atje ku arsyeja dhe mendja e shëndoshë nuk shtien aq bukur. Do ta lë dhe do të përpiqem menjëherë të gjej një mënyrë për hasjen midis tij dhe sime bije. I lartë imzot, përunjësisht marr leje të largohem.

HAMLETI
Zot, s'ke nevojë të më marrësh një gjë që jam gati të ta jap me gjithë zemër; veç jetës sime, veç jetës sime.

POLONI
Mirëmbetsh, imzot!

HAMLETI
Oh, këta pleq të marr' e të mërzitur!
(Hyjnë Rozenkranci dhe Gildensterni.)

POLONI
Kërkoni princin Hamlet; ja ku ësht' atje.
(Del Poloni.)
GILDENSTERNI
I lart' imzot!

ROZENKRANCI
I shtrenjt' imzot!

HAMLETI
Të mirë dhe të dashur miq të mi!
Si je, Gildenstern? Ah, Rozenkranci! Të dashur shokë, si më jeni?

ROZENKRANCI
Si tërë bota tjetër.

GILDENSTERNI
Të lumtur që s'jemi tepër të lumtur; nuk jemi xhufka të kësulës së fatbardhësisë.

HAMLETI
As sholla të këpucëve të saj.

ROZENKRANCI
Jo, imzot.

HAMLETI
Aherë, banoni nga brez' i saj, a në mes të favoreve të saj.

GILDENSTERNI
Po, jemi favoritët e saj.

HAMLETI
Ne pëqi të fatbardhësisë? Oh, shum' e vërtetë; është lavirë; ç'kemi ndonjë të re?
ROZENKRANCI
Asgjë tjetër, imzot, veç që bota u bë e ndershme.

HAMLETI
Aherë fundi i botës ka arrirë; po lajmi juaj nuk është i vërtetë. Nëmni lejen t'ju pyes më shkoqur.
Ç'i keni bërë fatbardhësisë, miq të dashur, që ju dërgoi në këtë burg?

GILDENSTERNI
Burg, imzot?

HAMLETI
Danimarka është një burg.

ROZENKRANCI
Aherë është burg e tërë bota.

HAMLETI
Burg i vërtetë, në të cilin ka shumë qelira, vrima dhe bodrume, dhe Danimarka është një nga më të ligat.

ROZENKRANCI
S'jemi n'atë mendje, imzot.

HAMLETI
Aherë, s'është burg për ju; se s'ka as të mirë, as të ligë, po mendja na i bën ashtu.
Për mua është burg.

ROZENKRANCI
Aherë ambicia të bën ta kujtosh ashtu; është tepër e ngushtë për mendjen tënde.
HAMLETI
Për zotin, mund t'isha mbyllur në një guall arre dhe ta kujtoja veten mbret të hapësirës së pakufishme, sikur të mos kisha ëndrra të liga.

GILDENSTERNI
Të cilat ëndrra janë ambicia; se thelbi i ambicies nuk është tjetër veçse hija e një ëndrre.

HAMLETI
Ëndrra vetë s'është yeçse një hije.

ROZENKRANCI
Me të vërtetë, dhe besoj që ambicia ka një substancë aqë aeriane dhe të lehtë sa nuk është veçse hija e hijes.

HAMLETI
Aherë liparakët tanë janë trupa, dhe mbretërit e heronjtë tanë të kapardisur janë hijet e liparakëve. Tani, a vemi në oborr? Se, për zotin, s'mund t'arsoj.

ROZENKRANCI dhe GILDENSTERNI
Jemi në shërbimin tënd.

HAMLETI
Aspak; se s'dua t'ju vë në një radhë me shërbëtorët e mi; se - t'ju them të drejtën - kam shërbëtorë të tmerruar. Po, si mik, a mund t'ju pyes ç'bëni këtu n'Elsinor?

ROZENKRANCI
Kemi ardhur të të vizitojmë, imzot, asgjë tjetër.

HAMLETI
Sa liparak qenkam, kur jam aq i varfër nga falënderjet! Ju falënderoj, pra, të dashur miq; dhe, sigurisht, falënderjet e mia janë një kacidhe më të shtrenjta. Nuk ju kanë thirrur? Keni ardhur nga dëshira juaj? A është një vizit' e lirë kjo? Ejani, silluni drejt

me mua; eni, eni, flisni.

GILDENSTERNI
Ç'të themi, imzot?

HAMLETI
Ç'të doni, veç për atë që ju pyes. Ju kanë thirrur; dhe shoh në syrin tuaj njëfarë konfesioni, të cilin modestia juaj s'është e zonja ta fshehë; e di që mbreti i mirë dhe mbretëresha ju kanë thirrur.

ROZENKRANCI
Për ç'punë, imzot?

HAMLETI
Atë duhet të ma thoni ju. Ju betoj për të drejtat e shoqërisë sonë, për harmoninë e djalërisë sonë, për obligatat e miqësisë, që kemi pasur kurdoherë, dhe për çfarëdo tjetër gjë më të dashur që mund të gjente një folës më i zoti, më thoni të drejtën, ju kanë thirrur apo jo?

ROZENKRANCI
(Mënjanë Gildensternit.) Ç'thua ti?

HAMLETI
(Me vete.) Mos u mundoni, se jua kam syrin. –
Në më doni, mos ma fshihni.

GILDENSTERNI
Imzot, na kanë thirrur.
HAMLETI
Do t'ju them përse; kështu, meqenëse e mora vesh punën para se të ma zbuloni, s'keni nevqjë t'i thoni mbretit dhe mbretëreshës që

ma treguat dhe s'ju bien pendët në sy të tyre. Tani në fund - nuk e di përse -kam humbur tërë qejfin dhe kam lënë mënjanë lodrat e mia të zakonta; dhe jam aq keq nga gjendja shpirtërore sa kjo ndërtes' e mirë, dheu, më duket si një shkëmb i thatë; kjo mbules' e shkëlqyer, era, ky firmament i bukur, që na varet përsipër, ky kulm madhështor i qëndisur me zjarr t'artë, s'më duket veçse si një përzierje e ndyrë prej avujsh dhe murtajash. Çfarë vepër është njeriu! Sabujar nga arsyeja! Sai pakufishëmnga zotësitë! Nga shtati dhe nga lëvizjet, sa i hijshëm dhe sa i çuditshëm! Nga veprimi si engjëll! Nga kuptimi si perëndi! Xhevahir i botës! Kurora e gjërave të gjalla! Dhe, megjithëkëtë, sa për mua ç'është kjo kuintesencë prej pluhuri? Njeriu s'më gëzon; jo, as gruaja, ndonëse me nënqeshjen tuaj më dukeni sikur thoni që po.

ROZENKRANCI
Imzot, s'kam pasur një gjë t'atillë ndër mend.

HAMLETI
Aherë, përse qeshe kur thashë që "njeriu s'më gëzon".

ROZENKRANCI
Se u mendova, imzot, se në qoftë se s'të gëzon njeriu, çfarë pritje kreshmore do t'u bësh aktorëve; i gjetëm udhës; dhe vijnë këtu të të blatojnë shërbimet e tyre.

HAMLETI
Ai që lot mbretin, mirë se të vijë; madhështi e tij do të ketë nderimet e mia; kalorësi i aventurave do të përdorë shpatën dhe mburojën e tij; dashnori nuk do të psherëtijë darovisht; grindaveci do ta mbarojë rolin e tij në paqe; gastori do t'i bëjë të qeshin të gjithë ata që gudulisen; dhe zonja do ta shfaqë mendimin e saj lirisht, ose vjersha e lirë do të çalojë nga kjo shkujdesje. Çfarë aktorë janë?

ROZENKRANCI
Tamam ata që të pëlqenin aq shumë, tragjedianët e qytetit.

HAMLETI
Po qysh rastisën t'udhëtojnë? Në qytet ishin më mirë dhe nga fama dhe nga fitimet.

ROZENKRANCI
Më duket janë larguar prej qytetit nga shkaku i modës së re të fundme.

HAMLETI
A kanë akoma atë nderim që kishin kur qeshë në qytet? A u venë aqë shumë njerëz në teatër sa dhe më parë?

ROZENKRANCI
Jo, aspak.

HAMLETI
Përse? Mos janë ndryshkur?

ROZENKRANCI
Jo, janë të zotë e të -fortë, si gjithnjë: po na kanë dalë tani një tufë kalamajsh, si zogj pa pendë,12 që bërtasin në majë të zërit, dhe populli i duartroket me një mënyrë shurdhuese; këta janë tani të modës dhe ulërijnë aq shumë në teatrot komune - kështu i quajnë - sa shumë zotërinj nga ata që mbajnë shpata tremben nga penda dhe mezi guxojnë të shkelin këmbë atje.

HAMLETI
Si? Janë kalamaj? Kush i përmban? Kush i paguan? Nuk do ta vazhdojnë zanatin e tyre kur të rriten? Nuk do të thonë pastaj, kur të bëhen aktorë komunë -sikundër do të bëhen, në mos paçin mjete më të mira -që shkrimtarët e tyre u bëjnë një dëm kur i vënë

të tallen me zanatin e tyre të nesërm?

ROZENKRANCI
Për besë, puna ka qenë keq nga të dyja anët; dhe populli s'e quan për mëkat t'i ndërsejë që të përleshen; disa kohë s'përfitonin dot asnjë kacidhe për një lodër, veç pasi të rriheshin shkrimtarët dhe aktorët me kundërshtarët e tyre.

HAMLETI
A është e mundur?

GILDENSTERNI
Oh, janë çarë shumë kokë për këtë punë.

HAMLETI
Dhe a fituan kalamajtë?

ROZENKRANCI
Dhe po fitojnë, imzot! Kanë rrëmbyer Herkulin me gjithë Atlasin.

HAMLETI
S'është çudi; se ira ungj është mbreti i Danimarkës dhe ata që i bënin grimasa sa kohë im atë rronte, japin sot njëzet, dyzet, pesëdhjetë, njëqind dukatë për pikturën e tij në miniaturë. Për zotin, kjo është një gjë sipërnatyrale, sikur ta gjente dot filozofia.
(Oshëtijnë trumbetatpërbrenda.)

GILDENSTERNI
Aktorët po vijnë.
HAMLETI
Zotërinj, mirë se na urdhëruat n'Elsinor. Nëmni dorën, ejani!; urimi i mirëseardhjes është një modë dhe një ceremoni; më jepni,

pra, lejen t'ju përshëndosh me këtë mënyrë, që kështu fisnikëria ime për aktorët - e cila, ju them, do të jetë fare e jashtme - të mos ju duket më e përzemërta se për ju. Mirëseardhët; po im ungj-atë dhe ime emtë-nënë gënjehen.

GILDENSTERNI
Në ç'gjë, imzot?

HAMLETI
S'jam i marrë, veç kur fryn Veriu; po kur fryn er' e Jugës, jam i zoti ta ndaj fajkoin nga laraska.
(Hyn Poloni.)

POLONI
Gëzuarshi, zotërinj.

HAMLETI
Dëgjo, Gildenstern, edhe ti, çelini mirë veshët; kjo foshnj' e madhe, që shikoni aty, s'ka dalë edhe nga shpërgenjt' e djepit.

ROZENKRANCI
U kthye ndër to lumtërisht për së dyti; sikundër thonë, plaku bëhet përsëri foshnjë.

HAMLETI
Profetëzoj që vjen të na lajmërojë për aktorët: vini re. Tamam zot; të hënën në mëngjes; tamam ashtu.

POLONI
Imzot, kam një lajm për ty.
HAMLETI
Imzot, kam një lajm për ty. Kur Roski ish aktor në Romë.

POLONI
Kanë ardhur aktorët, imzot.

HAMLETI
Sht! Sht!

POLONI
Për nderin tim.

HAMLETI
"Dhe erdhi çdo aktor i hipur mbi gomar"13.

POLONI
Aktorët më të mirë në botë, për tragjedi, komedi historike, pastorale, pastorale-komike, historike-pastorale, tragjike-historike, tragjike-komike-historike-pastorale, klasike a romantike. Seneka nuk u është tepër i rëndë, as Plauti tepër i lehtë. Këta janë të vetmit në botë për vepra klasike dhe romantike.

HAMLETI
"Jeftha, Jeftha, gjykatës i Izraelit", Ç'thesar të çmuar paske!

POLONI
Ç'thesar të çmuar vallë kish, imzot?

HAMLETI
Oh!
"Një bijë kish, një bukuri,
Q'e desh me shpirt si perëndi!"

POLONI.(Me vete.)
Prapë me time bijë!

HAMLETI
Apo nuk ësht' ashtu, or xha Jefth?

POLONI
Posa më quan Jefth, imzot, vërtet kam një bijë që e dua me shpirt, si perëndi.

HAMLETI
Jo, nuk vijnë ato fjalë pas.

POLONI
Po ç'fjalë vijnë pas, imzot?

HAMLETI
Oh,
"Po zot' i bekuar
Kishte urdhëruar," -
dhe pastaj, si e dini.
"M'ato koh' e m'ato ditë
Del nga lindja yll me dritë," - merr librin e këngëve të kërshëndellave dhe do ta gjesh si vazhdon; se shiko, ja ku vijnë ata që ma shkurtojnë fjalën.
(Hyjnë katër a pesë aktorë.)

HAMLETI
Mirë se erdhët, zotërinj: gëzohem që ju shoh shëndoshë. Mirë se na urdhëruat, miq të dashur. Oh, miku im i vjetër! Na paske lënë mjekrën tani! Mos vjen të më fshish nga Danimarka? O zonja ime e nderuar:14 zonjëria jote na qenke rritur, që kur të pashë herën e fundme, një takun më lart. Uroj që tingëllimi i zërit tënd të mos jetë prishur si ndonjë monedhë kallpe. Zotërinj, mirë se erdhët që të gjithë. Do të sulemi tani, si gjahtarët frëngj, për të kapur ç'të shohim; duam një deklamatë menjëherë; eni, nëmnani një meze

të zanatit tuaj; eni, një monolog të pasionuar.

I PARI AKTOR
Çfarë monolog, imzot?

HAMLETI
Të kam dëgjuar një herë të deklamosh monologun e një vepre, e cila s'është luajtur kurrë, as që u luajt jo më tepër se një herë; se lodra, mbaj mend, nuk u pëlqye, po ishte - ashtu si m'u duk mua dhe disa të tjerëve, gjykimi i të cilëve ujdis me timin - një vepër e shkëlqyer, e rregulluar mirë nga skenat, e shkruar me modesti dhe zotësi. Mbaj mend se dikush tha se s'kishte pipingje që t'i jepnin shije veprës, që autori s'kishte mjeshtëri të madhe në vjershërim-in, dhe e quante një vepër të paqme, aqë të shëndoshë sa dhe të pëlqyer, dhe më tepër të bukui; sesa të stolisur. Një monolog i saj më kish pëlqyer pa masë: ishte histori e Eneut përpara Didonës; dhe veçanërisht atje ku flet për vrasjen e Priamit; në e ditsh me gojë, nis në këtë varg dale, dale:

"I ashpri Pirro,[15] tigër Hirkanie "
Jo s'ësht' ashtu, po prapë nis me Pirron:
"I ashpri Pirro, q 'armët i kish pisë,
Si nat' e errët, si qëllim i tij,
I shtrirë brenda në të drunjtin kalë,
Tani e ngjyejti të zezën ngjyrë
Me shenja më të tmerrta; kok' e këmbë,
I tër' i kuq, i lyer, i spërkatur
Me gjak prej etërsh, nënash, bijsh e bijash
I përcëlluar, djegur nëpërflakët,
Që dritën e mallkuar i blatonin
Për vrasjen e pashpirtme: i tërbuar,
Me gjak të mpiksur mbytur e ngarkuar,
Me sy si prush, iferrti Pirro

Kërkon Priamin plak."
Vazhdo tani, të lutem.

POLONI
Për besë, imzot, e the bukur, me aksent të mirë e me shije të mirë.

I PARI AKTOR
"Dhe shpejt e gjen
Me grekët tek lëftonte; shpat' e vjetër,
Që m 'i rëndon, i mbetet ku i bie,
S'e ngre përpjetë dot; trim kundër plakut.
Po i vërtitet Pirrua me tërbim,
Godit; nga vërshëllim' i shpatës vetëm
I mjeri plak përmbyset. Troja ahere, -
Sikur e ndien këtë mjerim - ngaflaka
Rrëzohet me buçitje të tmerruar
Dhe Pirron e trullos; ja, shpat' e tij,
Që prirej përmbi kokën flokëbardhë
Të mbretitplak Priam, i mbeti n'erë;
Kështu qëndroi - tiran pikturë - Pirrua,
Dhe si i mpirë, pa vullnet, pa shpirt,
S'bën gjë.
Po, si shikojmë shpesh përpara shqotës
Që qielli hesht, të qeta rrinë retë,
Dhe era s'pipëtin, e dheu i ngrirë
S'lëviz aspak, dhe befas shkrep rrufeja
Dhe qiellin çan, ashtu gjakmarrja Pirron
Nga ky pushim e zgjon dhe e ndërsen;
Çekariët e qiklopëve s 'gjëmuan
Askurr' aq' egër mbi armor të Martit,
Përjetë dhe përjetë të gatitur,
Sa shpat' e gjakt' e Pirros mbi Priamin.

Në djall', o shtrig', ofat! O perëndira,
Fuqinë merrjani në një kuvend;
Ia thyeni parmakët rrotës saj
Dhe qerren ia vërvitni tatëpjetë
Nga qielli i lartë gjer nëferr të thellë!"

POLONI
Ësht' shum' e gjatë.

HAMLETI
Si mjekra jote për berberin. Të lutem, vazhdo; këtij i duhet ndonjë valle me def ose ndonjë përrallë derrërishte, se ndryshe e zë gjumi; vazhdo, eja te Hekuba.

I PARI AKTOR
"Po mbretëreshën mësallore kush e pa".

HAMLETI
"Mbretëreshën mësallore?"

POLONI
Kjo ësht' e bukur! "Mbretëresha mësallore" ësht' e bukur.

I PARI AKTOR
"Të rendë zbathur posht' e lart, të trembë
Flakët me lot, me një shami mbi kokë,
Ku kishte një kurorë, dhe një gunë
Mbi trupn' e saj të thatë dhe të fishkur,
Q'e kish rrëmbyer në kushtrim të natës?
Ai që pa këtë, me gjuhën vrer
Do ta mallkonte fatin e pabesë;
Dhe perënditë, kur e pan' ahere,
Kur ajo Pirron pa t'ia copëtojë

Trupin të shoqt me shpatën e pashpirtme,
Nga klithmat e nga lebetit' e saj -
Veç në mos tunden hiç nga punët njerëzore -
Dhe syt' e zjarrt' të qiellit janë mvrojtur
Dhe perënditë vetë derdhën lot."

POLONI
Shikoni si i është ndrruar ngjyra e si i janë mbushur sytë me lot. Mjaft, të lutem.

HAMLETI
Bukur; më vonë do t'të lutem të ma deklamosh më tutje. I nderuar zot, ki mirësinë t'i vendosësh aktorët. Ki mendjen dhe i përdor mirë; se janë përmbledhja dhe kronika e shkurtër e kohës: është më mirë të kesh një epitaf të keq pas vdekjes se raportin e tyre të lig sa rron.

POLONI
Imzot, do t'i përdor pas vlerës tyre.

HAMLETI
Për emrin e perëndisë, ca më mirë; se, po të përdorej çdo njeri pas vlerës, cili ka për të shpëtuar nga kamxhiku? Përdori pas nderit dhe dinjitetit tënd; sa më pak të vlejnë, aq më tepër vlen mirësia jote. Shpjeri brenda.

POLONI
Ejani, zotërinj.

HAMLETI
Shkoni pas tij, të dashur miq; nesër do të na luani ndonjë vepër. (Del Poloni me aktorët përveç të parit.) Dëgjomë, mik i vjetër; a mundni të na luani "Vrasjen e Gonzagos"?

I PARI AKTOR
Po, imzot.

HAMLETI
Na e luani, pra, nesër mbrëmane. A mund - se ashtu e do nevoja - të mësosh një monolog prej dymbëdhjetë a gjashtëmbëdhjetë radhësh, që do ta shkruaj vetë e do ta shtoj në veprën, apo jo?

I PARI AKTOR
Po, imzot.

HAMLETI
Shumë bukur. Shko pas atij zoti; dhe ki mendjen, mos e përqesh. (Del aktori iparë.) Të dashur miq, do t'ju lë tani dhe piqemi mbrëmane; mirë se na urdhëruat n'Elsinor.

ROZENKRANCI
Imzot!

HAMLETI
Shëndet paçi!
(Dalin Rozenkranci dhe Gildensterni.)
Tani mbeta vetëm.
Oh, sa shpirtrob e sa i humbur jam!
Nuk është për çudi që ky aktor
Në përrallë vetëm, n'ëndërr pasioni,
E shtrëngoi shpirtin aqë fort pas frymës
Sa prej kësaj iu verdh e tërë faqja.
Iu përlot syri, iu hutua pamja,
Iu thye zëri, trupi iu trondit
Tamam pas frymës? E për hiç të gjitha!
PërHekubën!
Ç'ka Hekuba me të, ç'e ka ky Hekubën

Që po ma qan? E ç'do të bënte vallë,
Sikur të kishte shkakun, shtyrjen, vojtjen,
Që unë kam? Me lot e mbytte skenën,
Me tmerr dëgjonjësve u ngrinte veshin,
Çmendte fajtorët, ngjethte të pafajshmit,
Trulloste të paditurit, e sigurisht
Shastiste veshë dhe verbonte sy.
Kur unë,
Zuzar trupllom' i fjetur e shpirtbrumë,
Si teveqel, s'kuptoj dot çështjen time
E s'hap dot gojën; jo, as për një mbret,
Që m'i rrëmbyen nder e mall e jetë
Me të pabesë. Mos jam frikac vallë?
Zagar më quan kush? Ma thyen kokën?
Ma shkul mustaqen e ma hedh turinjve?
Më kap për hunde? Ma kllet turpin grykës
Gjer brenda në mëlçi? Eh, kush ma bën?
Për dreq do t'i duroja! S'qenkam veç
Një zemërlepur, s'paskam pikë gjak,
S'e ndiekam shtypjen thell' e hidhur; ndryshe,
Do t'ua kisha hedhur korbave
Qëkur kufomën e këtij çakalli!
Gjakpirës e kurvar, katil i poshtër.
Kodosh pa shpirt, pa zemër e pa besë!
Oh, gjakmarrje!
Oh, ç'gomar qenkam! Oh, sa pun' e bukur
Që unë, djali që ma vranë atën,
Që qiell e ferr më shtyjnë t'ia marr gjakun,
Po rri si shtrig' e shqit me fjalë zemrën,
Mallkoj e përpëlitem si lavire,
Si mërshe!
Turp, turp për mua! Zgjohu, kokë! Thonë
Se ca fajtorë, ndenjur në teatër,

Nga mjeshtëri e fortë e një skene,
Na janë turbulluar aqë thellë
Sa kanë shfaqur ligësit' e tyre;
Se vrasja, ndonëse s'ka gjuhë, flet
Me zë për të habitur. Vë aktorët
Të lozin diç si vrasja e tim eti,
Përpara ungjit tim; dhe e vë re;
E shpoj mu ku i dhemb; n'u verdhtë sadopak
E di detyrën time. Se fantazma,
Që pashë, është ndofta djalli vetë;
Dhe djalli merr çdo formë të pëlqyer,
Vërtet, dhe ndofta, duke përfituar
Nga hidhërimi e dobësia ime,
Se është i fortë në të tilla rasje -
Më rren e më humb shpirtin. Dua bazë
Më të sigurt: drama është gracka
Ku shpirt i mbretit kapet si laraska.
(Del.)

AKTI I TRETË

SKENA I

Një odë në kështjellë
(Hyjnë mbreti, mbretëresha, Poloni, Ofelia, Rozenkranci dhe Gildensterni.)

MBRETI
Dhe s'mundët as tërthori t'i shkëputni
Pse fshihet në një maskë marrëzie
Edhe bërtet i ngjirur tërë ditën
Me çmenduri të turbullt, të rrezikshme?

ROZENKRANCI
E thotë vetë q'është pak i krisur,
Po s'tregon shkakun me asnjë mënyrë.

GILDENSTERNI
Dhe as na jep një rasje ta sondojmë,
Po rri mënjanë me dinakëri.
Kur po përpiqemi e po e shtyjmë
Të na zbulojë gjendjen e vërtetë.

MBRETËRESHA
Po a ju priti mirë?

ROZENKRANCI
Tamam si zotëri.

GILDENSTERNI
Po me pahir, pa zemër.

ROZENKRANCI
Pyetjet i kursente; po përgjigjej
Lirisht, kur ne po e pyesnim.

MBRETËRESHA
A u përpoqët ta tërhiqni në dëfrime?

ROZENKRANCI
Rastisi, zonjë, që disa aktorë
T'i gjejmë udhës; për këta i folëm
Dhe shfaqi një gëzim kur e dëgjoi;
Këta po ndodhen në oborr tani;
Dhe, si më duket, kanë marrë urdhër

Përpara tij të lozin sonte.

POLONI
Kjo është fare e vërtetë.
Bile më porositi që t'ju lutem
Të vini sonte të shikoni dramën.

MBRETI
Me gjithë zemër, jemi të kënaqur
Që ka t'atilla inklinata;
Të dashur zotërinj, ia raprehni sa të mundni
Dhe shtyjeni nëpër këto dëfrime.

ROZENKRANCI
Si urdhëron, imzot. (Dalin Rozenkranci dhe Gildensterni.)

MBRETI
Gertrud' e dashur, shko dhe ti, të lutem,
Se presim shpejt të vijë Hamleti
Që të rastisë, si për fat, të gjendet
Me Ofelin' e bukur ball' për ballë.
I ati e unë do të fshihemi
Që të përgjojmë pamës të paparë,
Që ta vëzhgojmë tinës këtë pjekje
Dhe të kuptojmë nga mënyr' e tij
A është helm i dashuris' a jo
Q'e bën të vuajë kështu.

MBRETËRESHA
Si urdhëron!
Dhe sa për ty, o Ofeli, uroj
Të jetë bukuria jote shkaku
I marrëzis' së Hamletit; kështu

Virtyti yt ta sjellë prapë n'udhë
E të nderoheni të dy.

OFELIA
Uroj me gjithë zemër, zonjë. (Del mbretëresha.)

POLONI
Ti, Ofeli, barit këtu. Tani
Të lutem, madhështi, të zëmë vendin.
(Ofelisë.) Ti bëj sikur këndon në këtë libër;
Kjo dukje ta mbulon pak vetëminë
Me ngjyrë shenjtërie. Shpesh fëjejmë
Me metanira dhe fytyrë shenjti
Dhe djallin vetë me sheqer pështjellim.

MBRETI
(Me vete.) Sa e vërtetë! Oh, si me kamxhik
Kjo fjalë ma godit, ma shemb ndërgjegjen!
Se faq' e kurvës, mjeshtërisht e bukur,
Nuk ësht' aq' e shëmtuar me të kuqtë
Sa krima ime me stolit' e fjalëve.
O barr' e rëndë!

POLONI
Dëgjoj që vjen; imzot, të hiqemi.
(Dalin mbreti dhe Poloni. Hyn Hamleti.)
Të rrosh a të mos rrosh - kjo është çështja;
M'e lart' është vallë të durosh
Hobe, shigjeta fati të tërbuar
A të përballsh një det të turbull helmesh
Me arm' e fund t'u japsh. Të vdeç - të flesh
-Jo më! - dhe me një gjumë të mbarosh
Çdo zemërdhembje, mijëra tronditje,

Që trupi prej natyrës trashëgon.
Ja një qëllim që duhet dëshëruar
Me gjithë shpirt. Të vdeç - të flesh; të flesh?
A ndofta t'ëndërrosh! Ah, këtu ngec;
Se ç'ëndrra shohim n'atë gjumë - vdekje,
Pasi na shkundet kjo pështjell' e mortme,
Kjo frikë na qëndron; ja arsyeja
Që aq' e zgjat një jetë me mjerime;
Se kush duron përbuzjen dhe kamxhikn' e botës,
Zullumn' e shtypësit, përdhunën e krenarit,
Lëngimn' e dashuris' së papërfillur,
Vonimn' e ligjit, gojështhurjen e zyrtarit,
Dhe shkelmet, që çdo vlerë zemërgjerë
Nga të pavlershmit merr, kur mund ta lajë
Hesapin fare me një copë thikë?
Kush vallë barra mban e kush dërsin,
Rënkon nënë një jetë të mërzitur,
Po vetëm tmerr i asaj diç pas vdekjes,
Vendit të pazbuluar, nga s'na kthehet
Kurr' udhëtari, na trullos vullnetin,
Dhe vuajmë të ligat që po kemi
Sesa hidhemi n'ato që s'dimë.
Kështu na bën ndërgjegjja gjith' frikaçë;
Kështu dhe ngjyr' e gjall' e rezolutës
Sëmuret, verdhet nga hij' e mendimit,16
Dhe plane të mëdha e rëndësore ndalen,
Përçajnë rrjedhjen dhe humbasin
Emrin e veprimit. Hesht tani!
E bukura Ofeli! Engjëll, në lutjet
Mëkatet m'i kujto të gjitha.
OFELIA
Imzot, si më ke qenë këto ditë?

HAMLETI
Të falemnderit shumë!
Mirë, mirë.

OFELIA
Imzot, më pate dhënë ca dhurata
Që desha të t'i ktheja që prej kohe;
Të lutem, merri prapë.

HAMLETI
Jo, jo, aspak, se s'të kam dhën' asgjë.

OFELIA
Imzot, fort mir' e di që m'i ke dhënë,
Të shoqëruara me fjalë t'ëmbla,
Që më të pasura m'i bënin plaçkat;
Tani, që myshku i par'u paska ikur,
Ç'i dua? Merri; se për mendjelartët
Dhurat' e pasur është krejt e varfër,
Kur dhënësi nuk ësht' aspak fisnik
Ja ku i ke, imzot.

HAMLETI
Ha! Ha! A je e ndershme?

OFELIA
Imzot!

HAMLETI
A je e bukur?
OFELIA
Ç'do të thuash, imzot?

HAMLETI
Se në qofsh e ndershme dhe e bukur, nderi yt s'duhet të ketë marrëdhënie me bukurinë tënde.

OFELIA
Me se, imzot, mund të ketë bukuria marrëdhënie më të mira sesa me nderin?

HAMLETI
Po, pa fjalë; se fuqi e bukurisë mund ta transformojë nderin në panderësi më shpejt sesa forc' e nderit ta kthejë bukurinë në shembëllësi të tij; kjo ka qenë paradoksale njëherë, po tani koha e provoi të vërtetë. Të kam dashur njëherë.

OFELIA
Vërtet, imzot, më bëre ta besoj.

HAMLETI
Nuk duhej të më kishe besuar; se virtyti nuk mund të na e shartojë kërcurin e vjetruar aqë sa t'ia humbasë kalbësinë. Nuk të kam dashur.

OFELIA
Më ke gënjyer ca më tepër, pra.

HAMLETI
Shko në një manastir. Përse të bëhesh nënë mëkatarësh? Unë vetë jam pak a shum i ndershëm; e megjithëkëtë, mund ta kallëzoj veten për gjëra aqë të rënda, sa do t'ish më mirë sikur të mos më kishte lindur nëna kurrë. Jam shumë kryelartë, gjakmarrës, ambicioz, e kam më tepër cene në qip sesa kam mendime që t'i pështjell, a imagjinatë që t'u jap formë, a kohë që t'i vë në veprim. Ç'punë kanë njerëz si unë të zvarrisen midis qiellit e dheut? Jemi të gjithë kalorës vagabondë. Mos i ki besë asnjërit prej nesh.

Shko drejt në manastir. Ku është yt atë?

OFELIA
Në shtëpi, imzot.

HAMLETI
Do t'ish mirë t'ia kyçje derën dhe të luante budallanë vetëm në shtëpi të tij. Mirëmbetsh!

OFELIA
O perëndi, e ki nën kujdes!

HAMLETI
N'u martofsh, të jap këtë mallkim si pajë: Qofsh e pastër si akulli, e bardhë si dëbora, prapë nuk shpëton dot nga shpifja. Ec në një manastir, shko, udhën e mbarë. Ose, në daç të martohesh doemos, martohu me ndonjë budalla; se burrat e mençur e dinë fort mirë çfarë shtazë me brirë po i bëni. Shko në manastir; dhe sa më shpejt. Lamtumirë!

OFELIA
O engjëj të qiellit, silleni prapë ndër mend.

HAMLETI
I di mjaft mirë dhe faqelyerjet tuaja. Perëndia ju ka dhënë një fytyrë, dhe ju krijoni një tjetër për vete. Luani, ngisni, belbëzoni e talleni me kreaturat e perëndisë dhe e paraqitni harvalërinë tuaj si me padije. Dhe, ja ku të them që s'ka martesa më; ata që janë martuar gjer sot, të gjithë, përveç njërit, kanë për të rrojtur; të tjerët do të mbeten ashtu siç janë. Shko në manastir. (Del.)
OFELIA
Oh, ç'mendj' e lartë u përmbys këtu!
Oh, çfarë sy e çfarë gjuh' e shpatë

Ushtari, oborrtari dhe shkollari,
Q'ish trëndafil e shpres' e shtetit bukur,
Pasqyr' e raodës, shembull' i kulturës,
M'i pam' i pamësve, krejt, krejt përdhe!
Dhe unë, gruaja m'e mjer' e botës,
Që ia thëthita mjaltin e muzikën
Nga dashuri' e zemrës, po ia shoh
Bujaren e sovranen sqojtësi
Si zile t'ëmbël të rrëzuar poshtë
Që krisi, u shtingëllua dhe u ngjir.
Këtë fytyr' e lul' e trim pa shoq
Q'u thur nga marrëzia! Mjerë unë, oh!
Që pash' ato që pash' e shoh ato që shoh!
(Hyjnë përsëri mbreti dhe Poloni.)

MBRETI
Jo, zemr' e tij s'anon nga dashuria;
Ato që foli, ndonëse pa lidhje,
Nuk ishin marrëzi. Diç ka në shpirt
Q'e nxeh dhe ia klloçit melankolinë;
Dhe zogjtë që na nxjerr pa fjalë janë
Fort të rrezikshëm; që t'ia presim hovin,
Vendosëm ta dërgojmë shpejt n'Angli
Haraçn' e prapambetur të kërkojë;
Në dashtë zoti, deti, ndrrim i klimës,
Shëtitjet e zbavitjet ia largojnë
Idenë, që iu ngul në zemër brenda,
Të cilën sa më tepër e mendon
Aq' e shkallmon. Si thua, zotërote?
POLONI
Ashtu. Po unë prapë jam i mendjes
Që dashuri e papërfillur është

Ajo q'e çmendi. Ofeli, si je?
Mos na trego ç'të tha princ Hamleti,
Se i dëgjuam. Bëj, imzot, si the;
Dhe po të duash, pas mbarimit lodrës,
Mënjanë le ta ftoj' e ëma vetëm
T'i shfaqë helmin; le t'i flasë shkoqur;
Në daç, kam për t'u fshehur të dëgjoj
Bashkëfjalimin. Në mos daltë gjë,
E ço n'Angli, a e burgos gjëkund,
Kudo që ta gjykosh më t'arsyeshme.

MBRETI
Sikundër thamë, pra, do proceduar,
Se çmendja e të madhit do vëzhguar. (Dalin.)

SKENA II

Një sallë në kështjellë.
(Hyjnë Hamleti dhe ca aktorë.)

HAMLETI
Deklamoje monologun, të lutem, ashtu si të tregova, lehtë, në majë të gjuhës; po n'e bërtitsh me gojën plot, siç bëjnë disa prej aktorëve tanë, do të më pëlqente më mirë, sikur radhët e mia të m'i pëlliste ndonjë tellall. As erën mos e sharro tepër me dorë, po i bëj të gjitha me hollësi; se dhe makar në rrëken' e shqotës dhe, si të them, në vërdallën e pasionit, duhet të kesh një masë, e cila t'i japë lodrës njëfarë lezeti. Oh, më turbullohet shpirti kur dëgjoj ndonjë djalosh të shëndosh' e flokëbush ta copëtojë e ta reckosë pasionin, t'ua çjerrë veshët dëgjonjësve, më të shumët e të cilëve s'janë të zotët të çmojnë veç pantomima dhe shamata pa kuptim; do të kisha dashur që një artist i tillë të rrihej me kamxhik, se buçet më egër se Termaganti,'7 se tiranizon më zi se Herodi; të lutem, mos bëj ashtu.

I PARI AKTOR
Të siguroj, lartësi.

HAMLETI
As tepër i vakët mos u bëj; po ki për udhëheqës diskrecianin tënd; ujdis veprimin me fjalën, fjalën me veprimin; dhe ki gjithnjë përpara sysh që të mos e kapërcesh masën e natyrës; se çdo gjë e tepruar largohet nga qëllimi i lodrës, i cili që në krye e gjer tani ka qenë e është: të bëhet pasqyra e natyrës dhe t'i tregojë fytyrën e vet virtytit, pikturën e vet poshtërsisë, dhe formën e shtypin e tyre njerëzve dhe shoqëris' së një periudhe. Oh, kam parë ca aktorë të lozin - dhe kam dëgjuar njerëz t'i lëvdojnë lartësisht, që të mos them profanërisht, - të cilët, pa pasur as aksent as ecje prej të krishteri, a prej pagani, a prej njeriu, janë lëkundur e kanë pëllitur me një mënyrë t'atillë sa kam besuar që ca rrogëtarë të natyrës na paskëshin bërë ca njerëz dhe s'na i paskëshin goditur mirë; aqë zvjerdhërisht e imitonin njerëzinë.

I PARI AKTOR
Besoj, imzot, që i kemi ndrequr mjaft këto gabime.

HAMLETI
Oh, ndreqini krejt. Dhe ata që lozin gaztorët mos i lini të flasin më tepër sesa është shkruar në lodër: se ka ca prej këtyre që vazhdojnë të qeshin vetëm e vetëm për të shtyrë disa spektatorë kokëthatë të qeshin dhe ata, megjithëqë, n'atë mes, mund të jetë nevojë të shkoqitet një pikë rëndësore e veprës: kjo gjë është e turpshme dhe tregon një ambicie të vajtueshme në gaztorin që e bën. Shkoni, bëhuni gati. (Dalin aktorët. HyjnëPoloni, Rozenkranci dhe Gildensterni.) Ç'lajme kemi, zot? A do të vijë mbreti ta shikojë këtë lodër?

POLONI

Me mbretëreshën bashkë, dhe për së shpejti.

HAMLETI
U thuaj aktorëve të nxitohen. (Del Poloni.)
Kini mirësinë dhe ju të dy t'i ndihmoni të shpejtojnë.

ROZENKRANCI dhe GILDENSTERNI
Si urdhëron, imzot! (Dalin.)

HAMLETI
Ku je, Horat! (Hyn Horati.)

HORATI
Këtu, imzot, në dispozitën tënde.

HAMLETI
Horat, ti je pa fjalë burri më i fortë Nga sa rastisa të shikoj gjer sot.

HORATI
Imzot i dashur!

HAMLETI
Ah, mos kujto se po ta them për lajkë;
Se çfar' avantë mund të pres prej teje,
Që tjetër pasuri s'më ke në botë
Veç mendjes mprehtë për jetesën tënde?
Kush ësht' ai që lajkëson të varfrin?
Jo, gjuh' e ëmbël lan e lyen pompën
Absurde, është kurriz' i thyer kërruset
Përpara gjurit e pëqirit pasur
Nga del fitimi zvarrë. Pra, dëgjomë:
Që kur ka qenë shpirti im i zoti

Të njohë dhe të zgjedhë njerëzit
Të zgjodhi ty, e ty ta vuri vulën:
Ti, Horat i dashur, ti je burrë,
Q'i vuan që të gjitha e s'vuan hiç;
Që pret nga fati dackat dhe dhuratat
Me një soj falënderje. Lum' sa kanë
Gjykimn' e gjakun aqë mir' ujdisur
Sa s'bëhen fyell që t'i lozë gisht i fatit
Në ç'vrimë t'i pëlqejë. Nëm njerinë,
Që s'është skllav i pasionit, dhe e vë
Në thelb të zemrës, po, në zemër të zemrës,
Si të kam ty. - Mjaft folëm për këtë.
Përpara mbretit ka një lodër sonte;
Një sken' e saj i shembëllen për qime
Vrasjes tim eti, që të kam treguar.
Të lutem, kur të luhet ajo pjesë,
Me syt' e ballit e me syt' e shpirtit
Vëzhgo tim ungj; se, në një monolog,
Në mos iu shfaqtë fajësi e fshehtë,
Fantazma që na foli ish e mallkuar,
Dhe ësht' i zi dyshim' i mendjes sime
Si kudhra e Vullkanit. Pra, vëreje;
Se ia mbërthej dhe unë sonte syrin:
Të dy pastaj vërejtjet i përqasim
Dhe ia gjykojmë dukjen.

HORATI
Mirë, imzot.
Në fshehtë gjë, sa kohë luhet lodra,
E të mos e zbuloj, paguaj gjobën.
HAMLETI
Po vijnë; unë sillem prapë i krisur;
Ti gjej një vend.

(Marshi i Danimarkës. Trumbeta. Hyjnë mbreti, mbretëresha, Poloni, Ofelia, Rozenkranci, Gildensterni dhe të tjerë.)

MBRETI
Si shkon nipi ynë Hamlet?

HAMLETI
Shumë bukur; si kameleoni; ha erë, plot me zotime: s'mund të ushqesh kaponj kështu.

MBRETI
Kjo përgjigje s'është për mua, Hamlet; këto fjalë s'janë të miat.18

HAMLETI
Jo, as të miat ahere. (Polonit.) Zot, ke lojtur një herë në universitet, më the?

POLONI
Po, imzot; dhe më quanin aktor të mirë.

HAMLETI
Dhe ç'rol ke luajtur?

POLONI
Rolin e Jul Cezarit: më vranë në Kapitol; më vrau Bruti.

HAMLETI
Qenka sjellë shumë brutal ai që paska vrarë një viç të këtillë me kapistall. A janë gati aktorët?

ROZENKRANCI

Po, imzot; presin urdhrin tënd.

MBRETERESHA
Eja këtu, i dashur Hamlet, rri pranë meje.

HAMLETI
Jo, nën' e mirë; këtu ka një magnet që heq më tepër.
(Shtrohet në këmbë t'Ofelisë.)

POLONI
(Mbretit.)
Oh, ho! E vure re?

HAMLETI
Zonjë, a mund të shtrohem në pëqirin tënd?

OFELIA
Jo, imzot.

HAMLETI
Dua të them, a mund të pshtet kryet në pëqirin tënd?

OFELIA
Po, imzot.

HAMLETI
Mos kujtove që kisha ndër mend gjëra të liga?

OFELIA
Aspak, imzot.
HAMLETI
Gjë e bukur të shtrohet njeriu midis këmbëve të një vajze.

OFELIA
Qysh, imzot?

HAMLETI
Hiç.

OFELIA
Je buzëqeshur sot, imzot.

HAMLETI
Kush, unë?

OFELIA
Po, imzot.

HAMLETI
Për perëndi, jam gaztori yt. S'ka gjë më të mirë për njeriun se sa të jetë buzëqeshur; shiko sa e gëzuar duket ime ëmë, kur im atë s'ka dy orë që ka vdekur.

OFELIA
Jo, se ka dy muaj tani, imzot

HAMLETI
Aqë shumë? Aherë, djalli le të jetë veshur me të zeza, se unë do të marr një kostum me gëzof. Çudi! Paska vdekur këtu e dy muaj, e s'është harruar edhe? Aherë ka shpresë që kujtimi i një njeriu të madh të rrojë gjysmë mot pas vdekjes së tij; po duhet të ndërtojë ndonjë kishë; se ndryshe do të harrohet e do ta pësojë si kal' i drunjtë,19 epitafi i të cilit është:
"Se oh! Se oh! U shua
I drunjti kalë u harrua!"

(Lozin oboet. Nis pantomima: hyjnë një aktor si mbret e një tjetër si mbretëreshë, duke treguar dashuri të mëdha për njëri-tjetrin; mbretëresha e puth, dhe mbreti ia kthen të puthurën. Ajo i bie mbi gju dhe i shfaq besnikërinë; ai e ngre dhe pështet kryet mbi krahарorin e saj; ajo e ndihmon të shtrihet mbi një sofat prej lulesh dhe, dukeparë që e ka zënë gjumi, largohet. Menjëherë, vjen një njeri i lig, ia merr kurorën, ia puth, derdh një helm në vesh të mbretit dhe del. Hyn përsëri mbretëresha, e gjen mbretin të vdekur dhe bën sikur është hidhëruar me gjithë zemër. Helmuesi, i shoqëruar prej dy a tre komparsësh, hyn përsëri dhe bën sikur vajton bashkë me mbretëreshën. Kufoma e të vdekurit nxirret jashtë. Helmuesi përpiqet t'i fitojë dashurinë mbretëreshës me dhurata; ajo duket në krye sikur s 'do, po në fund pranon dashurinë e tij.)

OFELIA
Ç'kuptim ka kjo, imzot?

HAMLETI
Oh, është një zuzarësi e poshtër; domethënë një keqbërje.

OFELIA
Ndofta kjo pamje tregon subjektin e lodrës.
(Hyn aktori-prolog.)

HAMLETI
Do ta mësojmë nga zotëri' e tij; aktorët s'mund të mbajnë të fshehta; do të na i thonë që të gjitha.

OFELIA
A do të na thotë ç'kuptim kish kjo pamje?
HAMLETI
Po, kjo a cilado tjetër pamje që t'i tregosh. Mos u druaj t'i tregosh çfarëdo pamje dhe nuk do të druhet të të thotë se ç'kuptim ka.

OFELIA
Je i prapë, je i prapë. Do ta vë re vetë lodrën.

AKTORI-PROLOG
Për ne, si dhe për tragjedinë,
Mbi gju ju lyp shpirtmadhësinë,
Duroni dhe dëgjoni historinë. (Del.)

HAMLETI
A është parathënie kjo, apo kryefjalë unaze?20

OFELIA
Ësht' e shkurtër, imzot.

HAMLETI
Si dashuri e gruas.
(Hyn një aktor-mbret e një aktor-mbretëreshë.)

AKTORI-MBRET
Tamam tridhjetë vjet ka rrotulluar
Rreth ujës kripur Febi dritëshkruar,
Dhe Hëna gjashtëdhjet' e treqind herë
Rreth botës qerthulloi në natën sterrë
Qëkur na lidhi zemrat dashuria
Dhe duart martesa, lumtëria.

AKTORI-MBRETËRESHË
Dhe aqë herë prapë u vërtitshin
Dhe dashurin' e zemrës na e rritshin!
Po, mjera unë! Dukesh i sëmurë,
Pa qejf e pa shëndet, i dashur burrë,
Dhe kjo më tremb, ma shton merakun;

Mos më qërto, imzot, mos e prish gjakun;
Se shoqja as s'ka frik' as dashuri,
Ose i ka të dyja pa kufi. Po ti ma ke provuar zemrën mua,
Dhe sa kam frikë, aqë dhe të dua;
Kush tepër do, dyshon e trembet lehtë,
Ka frikë kush ka dashuri të nxehtë.

AKTORI-MBRET
Për qiell, e dashur, do t'të lë shëndet,
Se ndjenja dhe fuqia më humbet;
Dhe ti te bot' e bukur rron pa fjalë,
E dashur, e nderuar; dhe një djalë
Për shoq po gjen.

AKTORI-MBRETËRESHË
Zoti mos e dhëntë,
Në tradhëti t'atillë mos më shtëntë!
Me tjetër mos e pafsha kurr'altarin!
Të dytin merr ajo që vret të parin.

HAMLETI
Shafran, shafran.

AKTORI-MBRETËRESHË
Jo dashuria, po lakmim i dytë
E shtyjnë gruan te martes' e dytë;
Në varr tim shoq të vdekur prap' e vras,
Kur pranë meje tjetër burrë qas.
AKTORI-MBRET
Besoj që ke ndër mend ato që thua,
Po çdo vendim e hedhim shpesh në prrua;
Skllav i memories është çdo qëllim,
Lind i shëndosh' e vdes me dobësim;

Në lis, si pem' e thartë, na qëndron,
Po kur arrihet, era e rrëzon;
Nuk i paguajmë, po i harrojmë
Borxhet që vetes son' i detyrojmë;
Zotimet që po bëjmë në rrëmbim,
Si shkon rrëmbimi, shuhen në varrim;
Rrëmbimi, si në helm e në gëzim,
Vret veten e s'arrin në vepërim;
Ku ka gaz tepër, ka dhe helm të mprehtë,
Gaz bëhet helmi, helmi gaz krejt lehtë;
Kjo botë ndrron, dhe s'është aspak çudi
Që fati na rrëmben çdo dashuri;
Se s'dim' a e prin fati dashurinë,
A dashuria fatin dhe njerinë;
U mposht i madhi, miqtë ca e lënë,
U ngrit i vogli, miq armiqt' u bënë;
Tani me fat të rend kjo dashuri,
Se, kur s'të duhen, miq ke mizëri;
Po kush në zi provon të vaktin mik
Që n'atë çast e kthen, e bën armik;
Po, që ku nism' atje dhe të mbarohet,
Prej fatit çdo vullnet na kundërshtohet,
Sa kurr' s'veprojmë dot vendime,
Vendime bëjn' e kurrë veprime;
Kështu zotohesh që s'martohesh kurrë,
Po vdes zotimi yt, si vdes yt burrë.

AKTORI-MBRETËRESHË
Mbi dhe e qiell mos pafsha buk' e dritë,
Mos paça prehje kurr' as nat' as ditë!
M'u bëftë besa, shpresa, dëshpërim,
Në burg e ngryssha jetën me rënkim!
M'u mbylltë dera, jeta m'u shkretoftë

Dhe çdo dëshir' e gaz në zi m'u shoftë!
Këtu e n'atë jetë u mallkofsha,
E ve, me burrë tjetër n'u martofsha!

HAMLETI
Të shohim, pra, a do ta shkelë benë!

AKTORI-MBRET
Më bëre be të rëndë. Lerm', e dashur, pak;
Dua të fle, se trupi im u vak
Dhe prehje lyp.(Fle.)

AKTORI-MBRETËRESHË
I dashur burrë, fli;
Mos ardhtë kurrë midis nesh mërzi. (Del.)

HAMLETI
Nënë, si të pëlqen kjo lodër?

MBRETËRESHA
Zonja, më duket, zotohet tepër.

HAMLETI
Oh, po do ta mbajë fjalën.

MBRETI
A e dëgjove subjektin. Mos ka ndonjë gjë të paudhë brenda?

HAMLETI
Jo, jo, lozin vetëm për shaka, helm me shaka;
S'ka gjë të paudhë aspak.

MBRETI

Si quhet lodra?

HAMLETI
Gracka e miut. Si e qy$h? Metaforisht. Kjo lodër është historia e një vrasjeje, që ka ngjarë në Vjenë. Duka quhet Gonzago; e shoqja Baptistë; do ta shikosh tanith; është një vepër zuzare; po ç'ka të bëjë? Madhështisë suaj dhe ne, që kemi zemrën të qëruar, s'na përket aspak; le të hedhë hickëla pela, e vrarë prej samarit, po kurrizi ynë s'ka pësuar gjë. (Hyn aktori-Lucian.) Ky është njëfarë Luciani; i nipi i mbretit.

OFELIA
Je shpjegues i mirë, imzot.

HAMLETI
Mund të shpjegoja ndjenjat e tua si dhe të dashnorit tënd, sikur t'ju shikoja të dy të më losni valle si kukulla.

OFELIA
Je i mprehtë, imzot, i mprehtë.

HAMLETI
Duhet të rënkosh, që të ma thyesh majën.

OFELIA
Ca më mirë e ca më keq.

HAMLETI
Për këtë punë i merrni burrat - Nis, katil; lëri mënjanë ato grimasa të mallkuara, mor të hëngërt murtaja, dhe nis. Eja: "Korbi krakavitës ulërin gjakmarrje!21" -

AKTORI-LUCIAN

Mendim' i zi, e afta dorë, helmi prush
Me rasjen piqen, se s'më sheh askush.
Ti, o trazirë barërash, mbledhur natën,
Tri her' e nëmur, yshtur me Hekatën,
Trego tani magjinë dhe fuqinë;
Dhe të shëndoshit shthurja gjallësinë.
(Derdh helmin në veshin e aktorit-mbret të fjetur.)

HAMLETI
E helmon në kopsht që t'i rrëmbejë mbretërinë. Emr' i tij është Gonzago; historia ndodhet e shkruar në italishte të bukur; tanith do të shikoni qysh vrasësi fiton dashurin' e së shoqes së Gonzagos.

OFELIA
Mbreti ngrihet.

HAMLETI
Qysh! U tremb nga një zjarr i rremë?

MBRETËRESHA
Ç'ke, imzot?

POLONI
Pushojeni lodrën!

MBRETI
Sillmëni dritë! Shpejt!

TË GJITHË
Dritë! Dritë! Dritë! (Dalin të gjithë veç Hamletit dhe Horatit.)
HAMLETI
Oh, le të qajë i plagosur dreri
E le të lozë e pangarë dhia;

Se njëri fle, dhe tjetrin e ha vreri,
Kështu na qenka bota, njerëzia.
Me këtë, mor vlla, e me një bush prej pendësh -
sikur fati të më kthehet keq e më keq si turk
- e me dy xhufka provencale mbi këpucët, a thua
se do të mundja të bëhesha anëtar i një shoqërie prej
aktorësh, apo jo?

HORATI
Me një gjysmëpjesë në fitimet.

HAMLETI
Me një pjesë të tërë, them unë.
Se ti e di, i dashur mik Damon,22
Që na u shthur ky shtet
Prej Jupiterit, dhe na mbretëron
Një pikalec i thjeshtë.

HORATI
Mund ta bëje vjershën me rimë.

HAMLETI
Horat i dashur, tani vë bast me mijëra për fjalën e fantazmës. A e vure re?...

HORATI
Fort mirë, imzot.

HAMLETI
Kur erdhi fjala për helmosjen.
HORATI
E vëzhgova fare mirë.

HAMLETI
Ah, ha! Ejani, na losni pak muzikë! Hajdeni,
Bjerini pak fyellit.
Se s'i pëlqeu mbretit komedia;
Ja, s'i pëlqen, e vraftë perëndia! -
Eni, na lozni pak muzikë! (Hyjnë Rozenkranci dhe Gildensterni.)

GILDENSTERNI
Imzot, nëm lejë të të them një fjalë.

HAMLETI
Një histori të tërë, zot.

GILDENSTERNI
Mbreti, zot -

HAMLETI
Po, zot, ç'i ka ngjarë?

GILDENSTERNI
Është n'odë të tij tepër i egërsuar.

HAMLETI
Nga e pira, zot?

GILDENSTERNI
Jo, imzot, nga zemërimi.

HAMLETI
Do të bënte më mirë sikur të thërriste mjekun; se në vafsha ta shëroj unë, do t'ia ndez më tepër zemërimin.

GILDENSTERNI

I dashur imzot, vër pak rregull në bisedim dhe mos u largo aq rreptë nga tema ime.

HAMLETI
Jam i butë, zot; fol.

GILDENSTERNI
Mbretëresha, jot ëmë, e helmuar thellë nga zemra, më ka dërguar pranë teje.

HAMLETI
Mirë se na urdhërove!

GILDENSTERNI
Jo, imzot, kjo fisnikëri nuk është ajo që më duhet. Në paç mirësinë të më japësh një përgjigje të saktë, kam për të mbaruar urdhrin e nënës sate; në mos po, leja juaj dhe ikja ime do të jenë fundi i këtij misioni.

HAMLETI
Zot, nuk mund.

GILDENSTERNI
Çë, imzot?

HAMLETI
Të të jap një përgjigje të saktë, se e kam mendjen sakate; po atë përgjigje që mund të të jap, mund ta marrësh, a më mirë mund ta marrë vetë, si thua, mbretëresha, nëna ime; prandaj pra, të mos e zgjatim fjalën, po të vijmë në temën; nëna ime, the, -
ROZENKRANCI
Thotë kështu: sjellja jote e çuditi dhe e habiti.

HAMLETI
Sa bir i çuditshëm qenkam, kur e paskam habitur aq tepër nënën! Po ç'del nga kjo, e ç'vjen pas gjurmëve të kësaj çudie dhe habie të nënës? Thuama.

ROZENKRANCI
Dëshiron të flasë me ty n'odë të saj, para se të shkosh në shtrat.

HAMLETI
Do të bindemi sikur t'ish dhjetë herë nëna jonë. A ke ndonjë tjetër punë me ne?

ROZENKRANCI
Imzot, një herë më ke dashur.

HAMLETI
Dhe po të dua edhe, për këtë dorë prej kusari.

ROZENKRANCI
I dashur imzot, cili është shkaku i turbullimit tënd? Pa dyshim, e vini në rrezik lirinë tuaj, kur ua fshihni miqve hidhërimet tuaja.

HAMLETI
Zot, më është mbyllur udha e përparimit.

ROZENKRANCI
Qysh bëhet kjo, kur mbreti të tha rae gojë vetë që ti je trashëgimtar i Danimarkës?

HAMLETI
Vërtet, zot, po: "Gjersa të rritet bari",23 - proverbi është pak bajat. (Hyjnëpërsëri ca aktorë mefyej.) Oh, fyejt! Nëm një prej syresh.

(Merr një fyell. Aktorët dalin.) Tani, zotërinj, ma thoni mënjanë në vesh përse më vini rrotull të ma merrni erën, sikur doni të më shtyni më ndonjë grackë?

GILDENSTERNI
Oh, imzot, ndofta nga zelli i flaktë jua tregojmë dashurinë me një mënyrë të keqe.

HAMLETI
S'e marr dot vesh ç'më thua. Ki mirësinë t'i biesh pakëz këtij fyelli.

GILDENSTERNI
Imzot, nuk mund.

HAMLETI
Të lutem.

GILDENSTERNI
Besomë, nuk mund.

HAMLETI
Të lutem shumë.

GILDENSTERNI
S'di si ta los, imzot.

HAMLETI
Është pun' e lehtë si gënjeshtra. Vër gishtërinjtë mbi këto vrima, fryji me gojë, dhe do të nxjerrësh një muzikë t'ëmbël si mjaltë. Shiko, ja, këto janë kyçet.
GILDENSTERNI
Po nuk di t'i përdor e të nxjerr një harmoni; s'e kam zanat.

HAMLETI
Ahere, dëshëron të ma nxjerrësh zemrën nga misteri i saj; shih sa të humbur më kujton! Dëshëron të lozësh me mua; dhe të duket sikur m'i di kyçet; dëshëron të më bësh të këndoj nga nota më e unjët gjer te më e larta; dhe në këtë instrument të vogël ka shumë muzikë dhe zë të bukur, po megjithëkëtë, ti nuk mund ta bësh të flasë. Për besë, mos beson që mund të më lozësh mua më lehtë se fyellin? Quamë çfarëdo instrument që të duash, mund të më gërvishtësh, po nuk mund të më lozësh. (Hyn Poloni.) Mirë se erdhe, zot.

POLONI
Imzot, mbretëresha dëshiron të të flasë, dhe sa më shpejt.

HAMLETI
A e sheh atë re atje që ka pothuaj formën e një gamileje?

POLONI
Për zotin, është tamam si gamile, me të vërtetë.

HAMLETI
Tani më duket si një nus' e lalës.

POLONI
Po, e ka kurrizin si nus' e lalës.
HAMLETI
Ose si një balenë.

POLONI
Po, gjallë si një balenë.
HAMLETI
Ahere, do të vete te nëna ime menjëherë. Më mërzitin përtej masës. Do të vij menjëherë.

POLONI
Do të vete t'ia them.

HAMLETI
Menjëherë, thuhet lehtë. (Del Poloni.) Shkoni pra,
të dashur miq. (Dalin të gjithë përveç Hamletit.)
Kjo tamam është koha shtrig' e natës,
Që varret hapen, shfryn sëmundje ferri;
Tani kam zemër të pi gjak të nxehtë,
Të bëj vështirësira që të dridhet,
Kur t'i shikojë, dita. Hesht! Pret nëna.
O zemër, mos m'u egërso, mos lër
Në gjoksin të më hyjë shpirt Neroni;
Zemërgur qofsha, jo i panatyrtë;
Me thik' i flas; me dorë nuk e ngas;
M'u bëfshin hipokritë shpirti e gjuha;
Sado me fjalë t'ashpra ta qërtoj,
Me vepra fjalët kurrë s'ia shiloj. (Del.)

SKENA III

Një odë në kështjellë.
(Hyjnë mbreti, Rozenkranci dhe Gildensterni.)

MBRETI
Kjo s'na pëlqen as jemi të sigurtë,
Kur lëmë marrëzin' e tij të lirë.
Gatituni për udhë menjëherë;
Instruksionet jua bëj në çast;

Dhe shpjereni me shpejtësi n'Angli;
Pozita jonë nukë duron dot
Rreziqet që papritur e për orë
Prej marrëzisë tij na rrjedhin.

GILDENSTERNI
Do ta mbarojmë porosin tuaj;
Është detyr' e shenjtë dhe e lartë
Të sigurohet qetësi e popullit
Që rrojnë e ushqehen nën ju.

ROZENKRANCI
Kur një njeri privat e ka detyrë
Me gjithë armët dhe fuqin' e mendjes
Të ruhet nga çdo dëm, pra ca më tepër
Ai, nga mirëqenia e të cilit
Po varet jet' e tërë popullit.
Se mbreti kurrë nukë vdes i vetëm;
Si pus i thellë mbyt, thëthin ç'ka pranë;
Si rrot' e madhe, mbi një mal të lartë,
Me dhjetë mijë gjëra më të vogla,
Mbërthyer mbi parmakët, që, kur bie,
Çdo gjë e vogël, q'është e lidhur bashkë,
Rrëzohet tatëpjetë dhe përmbyset;
Kur rënkon mbreti, tërë shteti ngryset.

MBRETI
Gatituni, pra, shpejt për udhëtim;
Se do ta lidhim me vargonj çdo frikë,
Që po shëtit tani tepër e lirë.
ROZENKRANCI dhe GILDENSTERNI
Vrapojmë në detyrë. (Hyn Poloni.)

POLONI
Imzot, po shkoj te od' e mbretëreshës;
Vendosem prapa perdes dhe përgjoj.
Dhe do t'i flas pa dyshim, si duhet.
Dhe si e thatë - dhe e thatë fare bukur –
E mira është që dikush veç s'ëmës,
Që nga natyra do t'i mbajë anën,
Të vërë veshin tinës. Tungjatjeta, pra;
Përpara se të flini, do të vij
T'ju them ç'dëgjova.

MBRETI
Të përhiroj, i dashur zot. (Del Poloni.)
Oh, krima ime kundërmon ndaj qiellit,
Kam përmbi vete nëmën më të vjetër:
Vllavrasjen! S'mund të falem, ndonëse
Ia kam nevojën shumë e ma do zemra;
M'i forti faj ma mund qëllimin' e fortë;
Dhe si njeri i nisur për dy punë,
Qëndroj atje ku duhet të filloj
Dhe s'bëj asnjërën. Si? Makar në qoftë
E mbytur me gjak vllai dor' e mallkuar,
S'ka vallë qiell i ëmbël shi ta lajë,
Ta zbardhë si dëborë? Ç'punë ka mëshira,
Veç të përballë faqen e mëkatit?
Dhe ç'ka në lutje veç këto dy forca,
Të ndalemi pa rën' a me të rënë
Të ndjehet faji? Pra, përpjetë syrin!
Mëkati im kaloi. Po oh, në ç'formë
Të nis të falem? "Ndjema vrasjen e pabesë!"
Kjo nukë bën, posa i kam në dorë
Të mirat, për të cilat bëra vrasjen:
Kurorën, mbretëreshën, tër' ambicien:

A ndjehesh dot, kur mban fitimin e fajit?
Në prronjt' e botës kalbur, dor' e artë
E kriminelit grryen drejtësinë;
E shpesh rrog' e paudhë vet' e krimit
Ble ligjin, po nuk ësht' ashtu dhe lart;
Atje s'ka lodra; atje qëndron vepra,
Ashtu si ësht' e jemi të shtrënguar
Të japim fjalë për çdo qime faj...
Ahere? Ç'mbetet? T'i kërkoj pendimit
Atë që ka në dorë; e ç'gjë s'të ka?
Po ç'ka në dorë, kur s'pendohem dot?
O gjend' e mjerë! Oh, gjoks i zi si vdekja!
O shpirt, që do të dalësh jashtë llomës.
E futesh ca më thellë! Zot, përkrahmë!
Gju, krrusu; zbutu, zemër fillçelike,
Si dejet e një foshnje të rilindur!
Të gjitha ndofta mund të ndreqen.
(Shkon e bie mbi gju. Hyn Hamleti.)

HAMLETI
Tani e laj hesapin; tani falet;
E do ta bëj tani; e shkon në qiell kështu!
Kështu a ia marr gjakun? Domethënë:
Katili vret tim at' e un' i marri,
I bir' i vetëm, çoj atë katil
Nëqiell!
Po kjo do t'ishte rrog' e jo gjakmarrje.
E kapi atin trashërisht, barkplot,
Kur krimet si në maj i lulëzonin,
Dhe qielli veç e di si e ka gjyqin;
E marr me mend që punën e ka keq.
Ahere, vall' a ia marr gjakun unë,
Sikur ta kap tani zemërqëruar,

Tani q'u përgatit për botën tjetër?
Jo.
Larg, shpatë; gjeja rasjen dhe e kap
Kur ësht' i dehur dru, a i tërbuar,
Kur fle në shtrat me gruan e të vllait,
Kur lot, kur nëm, a është duke bërë
Një vepër që s'ka gjurmë për shpëtim,
Dhe shtrije, kur t'i japë shkelmin qiellit.
Me shpirtin të mallkuar e të zi,
Si ferri ku po shkon. - Im më po pret;
Ta zgjat sëmundjen për më keq, lanet!
(Del. Mbreti ngrihet dhe vjen përpara.)

MBRETI
Zbraz fjalë, po mendimi s'fluturon,
Dhe fjala pa mendim në qiell s'kalon. (Del.)

SKENA IV
Një odë tjetër në keshtjellë.
(Hyjnë mbretëresha dhe Poloni.)

POLONI
Po vjen; i fol dhe jepi të kuptojë;
I thuaj që shakat' i tepëroi,
Q'u nxehnë gjakrat, po ndërhyrja jote
E ndreqi punën. Unë prapa perdes,
Këtu, të ruaj; foli hapur, lutem.

HAMLETI
(Qëpërbrenda.) O nën', o nën', o nënë!
MBRETËRESHA
Të siguroj që do t'i flas si duhet.
Mos ki kujdes; largohu, se po vjen.

(Poloni shkon prapa perdes. Hyn Hamleti.)

HAMLETI
Ç'më deshe, nënë?

MBRETËRESHA
E ke lënduar fort tët atë, Hamlet.

HAMLETI
E ke lënduar fort tim atë, nënë.

MBRETËRESHA
Eja, eja, mos m'u përgjigj me tallje.

HAMLETI
Hajde, hajde, mos më pyet me shpojtje.

MBRETËRESHA
Ç'do të më thuash, Hamlet!

HAMLETI
Ti, thuamë ç'më deshe?

MBRETËRESHA
Harron përpara kujt ndodhesh?

HAMLETI
Për Krishtin, jo e jo. Je mbretëresha,
E shoqja e të vëllait të burrit tënd,
Edhe - për fat të zi - je nëna ime.
MBRETËRESHA
Të çoj, pra, ku të dinë të të flasin.

HAMLETI
Mos luaj vendit; hajde ulu poshtë,
S'të lë pa vënë një pasqyrë syve
Ku të shikosh të zit' e zemrës sate.

MBRETËRESHA
Ç'mendon të bësh? Mos të më vrasësh?
Ndihmë! Ndihmë! Oh!

POLONI (Prapa perdes.)
Ndihmë! Ndihmë, oh!

HAMLETI (Nxjerr shpatën.)
Si, qysh? Një mi? U vra! Vë bast, u vra!
(Godit nëpër perde.)

POLONI (Prapaperdes.)
Oh, oh, më vrau! (Bie dhe vdes.)

MBRETËRESHA
E mjera unë, ç'bëre?

HAMLETI
Nuke di: Mos ishte mbreti?

MBRETËRESHA
Oh, çfarë vepr' e egër dhe e gjaktë!

HAMLETI
E gjaktë? Nën' e mirë, jo më keq
Sesa të vras'sh një burr' e mbret mënjanë
Dhe sheshit të martohesh me të vllanë!

MBRETËRESHA
Të vrasësh një mbret!

HAMLETI
Tamam, ashtu e thashë!
(Ngre perden dhe sheh Polonin.)
Godita për më lart; po gjete ç'deshe;
I humbur e i marr' e budalla,
Që hundën fut kudo! Pra, lamtumirë!
Shih, pun' e shumë paska ca rreziqe,
Mos përdridh duart; rri urt' e ulu,
Se kam për të përdredhur zemrën tënde,
Në mos e paç prej guri a prej druri,
Në qoftë se zakoni i mallkuar
S'ta kallaisi sa të mos ndiesh fare.

MBRETËRESHA
Po, ç'paskam bërë që guxon të flasësh
Me gjuhë kaqë t'ashpër kundër meje?

HAMLETI
Ç'më paske bërë? Një t'atillë vepër
Që turpëron çdo hir e modesti,
Që nxin virtytin me hipokrizi,
Që heq nga ball' i dashurisë bardhë
Një trëndafil dhe vë atje një flluskë,24
Q'i bën betimet e martesës shenjtë
Si nëmë prej kumari; oh, një vepër,
Që shthur çdo lidhje gruaje dhe burri
Dhe fen' e ëmbël e bën tallje fjalësh;
Fytyr' e qiellit ndizet, flakësohet,
Dhe trup' i fort' i dheut faqemvrojtur,
Si ditën e gjykimit fundit, dridhet,

Sëmuret nga kjo vepër.

MBRETËRESHA
E mjera unë, ç'vepër qenka kjo
Që nis me kaqë gjëmë dhe rrufera?

HAMLETI
Shiko këtë pikturë dhe këtë,
Dhe barabit fytyrat e dy vllezërve;
Shih, çfarë hir kish faqja e këtij,
Hiperion nga flokët, ballë Jupiteri,
Sy Marti luftëtar, që jep komandë,
Qëndrim si të Mërkurit Lajmëtar
Në majën e një bregu që puth qiellin;
Një kombinat e formë përnjimënd
Ku secili perëndi vë vulën
Për prov' e siguri që ishte burrë;
Ky ish yt shoq. Shiko tani ç'pason:
Ky ësht' yt shoq; si vesh i kalbur
Q'i fishk të vllait shëndetin. A ke sy?
Si shkave nga ky mal i lart' e majesh
Te llom' i këtij pellgu? A ke sy?
S'qe dashuri; sepse, në vërsën tënde,
Rrëmbim i gjakut qetësohet, zbutet,
Dhe e dëgjon gjykimin; dhe ç'gjykim
Nga ky te ky të zbriti? Ndjenja ke,
Ndryshe s'lëvizje dot; po ato ndjenja
Medoemos të qenkan mpir' e ngordhur,
Se vetë marrëzia nuk lajthitej,
As ndjenjat shthureshin gjer m'atë shkallë
Sa të mos ndanin dot të bardhën nga e zeza.
Ç'djall vallë të verboi e të gënjeu?
Një sy pa vesh, një vesh pa sy e dorë,

Një hund' e vetëm pa një ndjenjë tjetër,
Një copëz e një ndjenje të vërtetë
S'e bënte dot këtë gabim të trashë.
O turp! Ku e ke skuqjen? Ferr rebel,
Kur krye ngre në koskat e një plake,
Risi e flakt' u bëft' ahere dyllë
E në zjarr shkriftë! Mos thirr turp aspak
Që ndezj' e gjakut sulet e tërbuar,
Kur digjet akulli si prush, e bëhet
Rrufjane e dëshirës arsyeja!

MBRETËRESHA
O Hamlet, mos fol më;
Më bëre të kthej syrin mu në shpirt
Dhe shoh atje ca njolla, ca të zeza,
Që s'lahen kurrë.

HAMLETI
Qysh po rron; ahere,
E kalbur në korruptë, qysh bën qejf
E dashuri në një qymez prej thiu?

MBRETËRESHA
Oh, mos fol më, i ëmbli Hamlet!
Si thik' e shpojnë veshin këto fjalë;
Jo, më, jo më!

HAMLETI
Një vrasës i pabesë;
Një skllav, që s'është as e njëzeta pjesë
E burrit që ke pasur; një palaço;
Kusar i mbretërisë dhe i fronit,
Që vodhi nga dollapi një kurorë

Dhe tradhëtisht në xhep e kalli.

MBRETËRESHA
Jo më!

HAMLETI
Një mbret me rrecka dhe me armë -
(Hyn fantazma.)
Shpëtomëni, mbulomëni me krahët,
O engjëj gardianë! Ç'do, o shpirt?

MBRETËRESHA
E mjera unë! Ësht' i luajtur mendsh?

HAMLETI
Mos vjen që të qortosh tët bir të vonët,
Që humbet kohën duke shfryr' e s'vë
Në veprim detyrën e tmerruar?
Oh, thuaj!

FANTAZMA
Mos harro; kam ardhur vetëm
Të mpreh qëllimin, që t'u mpi pothuaj.
Po shih, jot ëm' e humbi krejt toruan;
Oh, hyr në mes të shpirtit të saj luftues!
Sugjestja punon fort në të sëmurët,
Pra, foli, Hamlet.

HAMLETI
Nënë, ç'ke?
MBRETËRESHA
E mjera unë, ti më thuaj ç'ke,
Që zbrazëtirës syrin ia mbërthen

Dhe bisedon me erën që s'ka formë?
Shkëndija t'egra të lëshojnë sytë,
Dhe si ushtarëve të zgjuar në kushtrim,
Të ngrihet qim'e kokës gjemb përpjetë,
Si gjë e gjallë! O i dashur bir,
Në flak' e nxehtësi të turbullimit
Spërkat durim të flladët. Ku shikon?

HAMLETI
Mbi të, mbi të! Shih, sa i zbehtë duket!
Fytyr' e çështj' e tij mund të lëviznin
Dhe gurët vetë. Ah, mos më shiko,25
Se syri yt i dhembshur mund ta zbutë
Vendimin e egër që të kam caktuar
E t'ia këmbejë ngjyrën: lot për gjak!

MBRETËRESHA
Kujt po i flet ashtu?

HAMLETI
S'po sheh asgjë atje?

MBRETËRESHA
Asgjë, dhe shoh çdo gjë që ka këtu.

HAMLETI
A s'e dëgjove kur më foli?

MBRETËRESHA
S'dëgjova tjetër përveç nesh të dy.
HAMLETI
Për zotin, shih atje, shih qysh largohet;
Im at' i veshur, si kur ish i gjallë;

Shih qysh po ikën, ja tanith, nga porta!

(Del fan tazma.)

MBRETËRESHA
Ky është thjesht prodhim i trurit tënd;
Fantazma jote është mendjeshkrepje.

HAMLETI
Si! Mendjeshkrepje!
Si yti, pulsi im troket me rregull,
Me ritëm të shëndoshë; s'janë marrëzi
Ato që fola; vërmë në provim,
Dhe do t't'i përsërit fjalë për fjalë,
Gjë që s'e bën dot mendjeshthururi.
Për zotin, nënë, për të mirën tënde,
Mos e gënje me përkëdhelje shpirtin,
Që të flet gjoja marrëzia ime;
Kështu do ta mbulosh me cipë plagën,
Po qelbi fryhet tinës, i shkallmon
Të gjitha brenda. Hapja zemrën qiellit,
Pendohu nga të pritmet; mos përhap
Më tepër plehë për të rritur barëra.
Ma ndje virtytin; se në kohën tonë
Të ngjallme e shpirtrash' u dashka vetë
Virtyti t'i kërkojë ndjesë vesit,
T'ulet, t'i lutet që t'i bëjë mirë.

MBRETËRESHA
O Hamlet, mu në mes ma çave zemrën.
HAMLETI
Oh, hidhe tutje pjesën më të keqe
Dhe rro me gjysmën tjetër më të pastër.

Natën e mirë! Me tim ungj mos fli!
Bëj të virtytmen, edhe në mos qofsh.
Zakonkuçedra, që përpin çdo ndjenjë,
Djallhuqi bëhet engjëll për këtë –
Si për të keq, ashtu dhe për të mirë –
Se na stërvit me rrob' e uniformë,
Dhe kjo të jep njëfarë lehtësimi
Për kreshmën nesër, e më fort pasnesër.
Sepse stërvitja e ndryshon natyrën,
E dominon dhe djallin e hedh jashtë
Çuditërisht. - Natën e mirë prapë!
Si të bekohesh, nënë, nëm bekimet.26
(Duke treguar Polonin.)
Sa për këtë të mjerë, më vjen keq,
Po qielli vetë deshi të punitem
Me anë të këtij, dhe ky prej meje;
Kështu iu bëshë fshikull dhe mundues.
Kujdesem, pra, dhe ia përfaqësoj
Me nder mbi trupin vdekjen q'i kam dhënë.
Natën e mirë dhe një herë, nënë!
S'jam zemërgur, përveç nga dashuria;
E keqja nisi e sjell më të këqija.
Edhe një fjalë, zonj' e mirë.

MBRETËRESHA
Më thuaj si të bëj?

HAMLETI
Mos bëj ato që të kam thën' aspak,
Po u zvarris në shtrat prej mbretit ngjallmë;
Të të cimbisë faqen, të të quajë
Pëllumb, e me ca puthje plot me avull,
A përkëdhelje dorëzeza qafës,

Të t'i shkëputë fjalët që të thashë,
Që unë s'jam me të vërtet' i marrë,
Po për dinakëri. Po, tregoja.
Se cila mbretëresh' e ndershme,
E mençur dhe e bukur mund të fshehë
Një gjë të çmuar nga një arn' e rreckë,
Bretkos' e lakuriq i natës? Cila?
Jo, kundër urtësis' e fshehtësisë,
Zbraz shportën përmbi kulmin e shtëpisë,
I lër të t'ikin shpesët, dhe në fund
Në shportën brenda, si majmuni, hyr
Dhe rrokullisu posht' e thyej qafën.27

MBRETËRESHA
Të siguroj, në qofshin fjalët frymë,
Dhe frymajetë, s'kam as frym', as jetë
Që të tregoj ato që më ke thënë.

HAMLETI
Po nisem për Angli; e di këtë?

MBRETËRESHA
Për fat të keq; dhe e harrova fare;
Vërtet; ashtu na u vendos.

HAMLETI
Me letra të vulosura, të shpëna
Prej nja dy shokësh shkolle, q'u kam besë
Sa dy nepërkave të farmakosura;
Këta më ruajn' udhës, më përgjojnë,
Dhe në pusi më shtien... Ashtu qoftë!
Se është gaz ta hedhësh inxhinierin
Përpjetë n'erë me barutn' e tij;

Nuk është e lehtë, po kam për të mihur
Tamam një kut nënë llagëm të tyre
Dhe i vërvit në hënë. Oh, sa bukur,
Kur befas në një vijë drejtpërdrejt
Dhe dhelpërira hasen e përballen
Ky zot do të më vërë në mundim;
Do ta zvarris kufomën n'odën afër.
Natën e mirë! Shih, sa ësht' i qetë
I urtë e serioz ky këshilltar,
Që, gjallë, qe zuzar e pafllatar,
Haj, zot, t'i japim punës sate fund.
Natën e mirë, nënë!
(Dalin që të dy, Hamleti duke zvarrisur brenda
kufomën e Polonit.)

AKTII KATËRT

SKENAI

Një odë në kështjellë.
(Hyjnë mbreti, mbretëresha,
Rozenkranci dhe Gildensterni.)

MBRETI
Diç ke që psherëtin nga zemra thellë;
Na thuaj; është mirë ta kuptojmë.
Ku ësht' yt bir?

MBRETËRESHA
Na lini vetëm për një çast, ju lutemi.
(Dalin Rozenkranci dhe Gildensterni.)
Imzot, ç'kam parë sonte!

MBRETI
Ç'ke parë? Thuamë, si ësht' Hamleti?

MBRETËRESHA
Si er' e marr' e deti kur përleshen,
Kush del m'i fortë; në një krism' e sipër,
Kur pa që diç lëvizte prapa perdes,
Zhvesh shpatën e thërret: "Një mi, një mi!"
Dhe në rrëmbim e vret të shkretin plak
Që ishte fshehur!

MBRETI
O vepr' e vështirë!
Kjo do t'na ngjante, t'ishim vet' atje;
I lir' ësht' i rrezikshëm për të gjithë,
Për ty, për ne, për cilindo.
Dhe qysh përgjigjemi për këtë vrasje?
Do të na e ngarkojnë barrën neve,
Që nuk e parapamë dhe s'e mbyllëm
A s'e larguam; po nga dashuria
S'kuptuam ç'ish e mirë e ç'duhej bërë;
Kështu, kush ka sëmundje të vështirë
E fsheh nga bota dhe e lë t'ia hajë
Palcën e jetës vetë. Ku ka vajtur?

MBRETËRESHA
E shpuri tutje trupin e të vrarit;
Dhe vetë marrëzi' e tij, si ari
Në minën e metaleve pa vlerë,
Po ndrit e kthjellët; vajton për ç'bëri.
MBRETI
Gertrudë, tani eja le të shkojmë
Posa të perëndojë dielli,

E çojmë me anijen larg; dhe vrasjen
Do ta shpjegojmë dhe do ta mbulojmë
Me tërë forcën tonë.
(Hyjnë përsëri Rozenkranci dhe Gildensterni.)
Miq, eni që të dy e na ndihmoni;
Polonin na e vrau Hamleti,
Jasht' odës mbretëreshës e zvarrisi;
Kërkojeni e gjejeni me vrap,
E folini me t'urtë; dhe kufomën
Në kishë shpjereni. Shpejtoni pra.
(Dalin Rozenkranci dhe Gildensterni.)
Tani po ftojmë miqtë më të mençur
T'u themi ç'ngjau e ç'kemi për të bërë;
Kështu pra shpifja - gjarpër plot me vrer,
Që pëshpërit nga njëri pol te tjetri
Dhe shtie drejt si topi në nishan
Me gjyle helmi - të mos na cenojë,
Po të goditë n'erë. Tani shkojmë;
Se shpirtin këto ngjarje na tmerrojnë. (Del.)

SKENA II
Një tjetër odë në kështjellë.
(Hyn Hamleti.)

HAMLETI
E vendosa sigurisht.

ROZENKRANCI dhe GILDENSTERNI
(Përbrenda.) Hamlet! Princ Hamlet!
HAMLETI
Ç'është kjo shamatë? Kush e thërret Hamletin?
Oh, ja ku po vijnë.

(Hyjnë Rozenkranci dhe Gildesterni.)

ROZENKRANCI
Ç'e bëre, imzot, kufomën e të vdekurit?

HAMLETI
E pështolla me pluhurin, me të cilin është gjiri.

ROZENKRANCI
Na thuaj ku është, që ta ngremë s'andejmi e ta shpiem në kishë.

HAMLETI
Mos e besoni.

ROZENKRANCI
Të mos besojmë çë?

HAMLETI
Që mund të ruaj sekretin tuaj, e jo timin. Veç kësaj, kur pyet një sfungjer, çfarë përgjigje duhet t'i japë një bir mbreti?

ROZENKRANCI
Më merrni për sfungjer, imzot?

HAMLETI
Po, zot; që thëthin turirin, shpërblimet dhe ofiqet e mbretit. Dhe këta farë zyrtarë i bëjnë mbretit shërbimin më të mirë më në fund; se ai i mban, si majmuni arrat, në çip të nofullës së tij; i vë në gojë më parë dhe i gëlltit në fund; kur ka nevojë për ato që keni mbledhur, ju shtrydh vetëm dhe, o sfungjer, mbetesh prap' i thatë.
ROZENKRANCI
S'të marr vesh, imzot.

HAMLETI
Gëzohem; një fjal' e poshtër fle në një vesh të humbur!

ROZENKRANCI
Imzot, duhet të na thuash ku është kufoma e të vish me ne te mbreti.

HAMLETI
Kufoma është pranë mbretit, po mbreti nuk është pranë kufomës. Mbreti është një gjë-kafshë.

GILDENSTERNI
Një gjë-kafshë, imzot!

HAMLETI
As gjë-kafshë! Shpjermëni te kai. Fshihu, dhelpër, dhe eni ta gjejmë.28
(Dalin.)

SKENA III

Një tjetër odë në kështjellë. (Hyn mbreti me pasues.)

MBRETI
Dërgova njerëz ta kërkojnë trupin.
Ç'rrezik që ky njeri baret i lirë!
Po s'i zbatojmë dot kanun të rreptë;
Ka simpatin' e turmës mendjelehtë,
Që do me zemr' e kurrë me gjykim,
Kështu punitja e fajtorit do peshuar
Më tepër sesa faji. Puna ndreqet
Me një largim të matur, po të shpejtojmë;
Lëngat' e dëshpëruar nuk shërohet
Veçse me një ilaç të dëshpëruar,
A nuk shërohet kurrë. (Hyn Rozenkranci.)

Eh, e gjete?

ROZENKRANCI
Imzot, nuk mundim t'ia shkëputim dot
Ku e ka shpënë trupin e të vdekurit.

MBRETI
Po vet' ai ku është?

ROZENKRANCI
Përjashta, imzot, i ruajtur pas urdhrit.

MBRETI
Pra, silleni përpara nesh.

ROZENKRANCI
Ho! Gildenstern! Sill brenda princin.
(Hyjnë Hamleti dhe Gildensterni.)

MBRETI
Na thuaj, Hamlet, ku është Poloni?

HAMLETI
Për darkë.

MBRETI
Për darkë? Ku?

HAMLETI
Jo atje ku ha, po atje ku e hanë. Një kuvend prej krimbash politikë29 i janë vërvitur. Krimbi është i vetmi perandor që ka për të na ngrënë. Ushqejmë të gjitha bagëtit' e tjera që t'i hamë dhe të majemi, dhe bëhemi të majmë për krimbat e kufomave. Mbreti i

majmë dhe liparaku i thatë s'janë veç dy gjellë të ndryshme, dy pjata, po për gjithatë tryezë. Ky është fundi.

MBRETI
Mjerë ne, mjerë ne.

HAMLETI
Një njeri mund të zërë peshk me krimbin që ka ngrënë një mbret, dhe të hajë peshkun që u ushqye me atë krimb.

MBRETI
Ç'do të thuash me këtë?
HAMLETI
Jo gjë tjetër veç t'ju tregoj qysh një mbret mund t'udhëtojë në zorrët e një liparaku.

MBRETI
Ku është Poloni?

HAMLETI
Në qiell; dërgo atje të shohin; në mos e gjettë atje lajmëtari yt, kërkoje vetë në vendin tjetër. Po me të vërtetë, në mos e gjetshi dot brenda në këtë muaj, do t'ju bjerë erë kur të ngjiteni përpjetë shkallës në korridor.

MBRETI
(Ca shërbëtorëve.) Shkoni e kërkoni atje.

HAMLETI
Dhe pa dyshim ju pret gjersa të veni. (Dalin shërbëtorët.)
MBRETI
Kjo vepër, Hamlet, për të mirën tënde -Për ty po ndruhemi, se na vjen keq Për punën që ke bërë - të largon Me shpejtësi të zjarrtë së

këtejmi. Gatitu pra, anija niset, era fryn e mbarë, Detarët presin, dhe çdo mas' u mor Për udhëtimin tënd n'Angli.

HAMLETI
N'Angli!

MBRETI
Po, Hamlet

HAMLETI
Mirë.

MBRETI
Kështu, posa qëllimet na i ditke.

HAMLETI
Pashë një engjëll që t'i sheh. Po, hajde pra, N'Angli! Mirëmbetsh, e dashur nënë!

MBRETI
Yt atë i dashur, Hamlet.

HAMLETI
Im më! Se at' e nënë janë burr' e grua, burri dhe gruaja janë një trup; dhe kështu je nëna ime. Hajde pra, n'Angli!
(Del.)

MBRETI
I bini pas, e shpini shpejt n'anije;
Mos e vononi, do larguar sonte.
Shkoni; çdo gjë u bë dhe u shilua
Për këtë punë; shpejt pra, lutemi.
(Dalin Rozenkranci dhe Gildensterni.)

Ti, mbret anglez, në na daç mik sa vlejmë -
Se forca jon' e madhe ta kërkon,
Posa e ke të hapur plagën edhe
Nga shpata e danezit, dhe nga frika
Na falesh unjur - lehtë s'le pa bërë
Dëshirën tonë mbretërore, e cila
Po të urdhëron që, me të marrë letrën,
Të vritet Hamleti në çast. Ta bësh, anglez,
Se gjakun ma tërbon si eth' e keqe;
Ti më shëron; e vër pra në zbatim,
Se ndryshe s'jam i qet' e s'kam gëzim.

SKENAIV

Njëfushë në Danimarkë.
(Hyjnë Fortimbrasi, një kapiten
dhe ushtarë duke marshuar.)

FORTIMBRASI
Pra, kapiten, shko përshëndoshma mbretin
Dhe thuaji që Fortimbrasi lyp
Të shkojë nëpërmes të Danimarkës
Pas lejes dhe zotimit që na dha.
Pastaj e di ku do të piqemi.
Dhe në më dashtë madhështi' e tij,
Vij vetë dhe i falem pas detyrës.
Kështu i thuaj.

KAPITENI
Po, si urdhëron!
FORTIMBRASI
Ushtarët le të ecin më ngadalë.
(Dalin Fortimbrasi dhe ushtria. Hyjnë Hamleti,

Rozenkranci, Gildensterni dhe të tjerë.)

HAMLETI
Kjo ushtri, të lutem, e kujt është?

KAPITENI
E mbretit t'Norvegjisë, imzot.

HAMLETI
Dhe ku po shkon, të lutem?

KAPITENI
Nga ana e Polonjës.

HAMLETI
Kush është komandant' i saj?

KAPITENI
I nip' i mbretit, princi Fortimbras.

HAMLETI
Dhe shkon kundër Polonjës tërë,
Apo për ndonjë copë të kufirit?

KAPITENI
Të them të drejtën, e pa zgjatur fjalën,
U nisëm për një tokë krejt të vogël,
Që s'ka avantë tjetër përveç namit,
Që nuk e blija as për tri dukatë
Dhe kurr' as Norvegjia, as Polonja
S'e shesin dot me më të lartë çmim.

HAMLETI

Aherë, pra, polakët nuk e mbrojnë.

KAPITENI
Po, kanë vënë garnizon.

HAMLETI
Dy mijë shpirt dhe mijëra dukatë
S'e zgjidhkan dot një çështje kashte!
Kjo është oftik' e pasuris' e paqes
Së tepër, që pëlcet përbrendëzaj
Dhe jashtë s'tregon shkak pse vdes njeriu.
Ju falem nderit, zot, përunjësisht.

KAPITENI
Nder paç.

ROZENKRANCI
Imzot, të shkojmë po të duash.

HAMLETI
Ja ku po vij. Ju shkoni pak përpara.
(Dalin të gjithë veç Hamletit.)
Qysh më qërton çdo rasje dhe ma shpon.
Gjakmarrjen e dremitur! Ç'është burri,
Që nuk di të mirë më të lartë
Në jetë përveç gjumit dhe së ngrënës?
Nuk është veç një shtazë, asgjë tjetër.
Pa fjalë, ai që na krijoi me mendje,
Të gjerë sa sheh prapa dhe përpara,
S'na dha një zotësi të perëndishme
Që të na kalbet pa përdorje. Qoftë
Harrim prej kafshe a skrupull prej zuzari,
Që mat, mendon çdo punë tepër thellë,

Sjellje, që ka një pjesë urtësie
Dhe tri të paktën prej frikaçi - s'di
Pse rroj akoma e them: "Kjo duhet bërë!"
Posa kam shkak, vullnet, fuqi e mjet
Ta bëj. Të larta shembulla më shtyjnë:
Shiko këtë ushtri, sa turm' e armë,
Q'e udhëheq një princ i ri, i hollë,
Me shpirtin plot ambicie perëndore,
Q'i sulet një fushate të panjohur
Dhe hedh çdo gjë mortale të pasaktë
Në fat, rrezik e vdekje për një ciflë.
Se madhëria e vërtetë është
Të mos lëvizësh pa argument të madh,
Po madhërisht të kapesh për një kashtë,
Kur nderi është në ballancë.
Ahere, qysh rri unë, që ma vranë
Të mjerin at' e ma çnderuan nënën,
Ma ndezën gjakun bashkë e arsyen,
Dhe që të gjitha po i lë në gjumë?
Si s'turpërohem vallë kur shikoj
Këta të njëzet mij' ushtar' e burra,
Që për një fantazi dhe lodër fame
Në varr kalojnë si në shtrat,
Luftojn' e vdesin për një copë dhe,
Që puna s'i përshtatet numrit t'tyre,
Që s'ka mjaft vend për varr që t'i përmbledhë
Ata që do të vriten. Oh, mendofsha gjak
Këtu e tutje a mend mos paça aspak. (Del.)

SKENA V
Elsinor. Një odë në kështjellë.
(Hyjnë mbretëresha dhe Horati.)

MBRETËRESHA
S'duatëflas me të.

HORATI
Shkel këmbë, është thjesht e marrë,
Dhe gjendj' e saj është e vajtueshme.

MBRETËRESHA
Po ç'do?

HORATI
Flet gjithnjë për t'atin e saj.
Në botë, thotë, paska dhelpërira,
Rreh kraharorin e me kashtrat kapet,
Flet gjëra t'errëta dhe pa kuptim,
Po këto fjalë të palidhura
Dëgjonjësit përpiqen t'i kuptojnë;
I qepin, i arnojnë pas dëshirës;
Lëvizjet si me sy e kok' e duar
U japin fjalëve të saj kuptim,
Në mos shkoqur, pa dyshim, të keq.

HORATI
E mira e do t'i flisni, se mos ndezë
Idera të rrezikshme në keqdashësit.

MBRETËRESHA
Pra, le të vijë brenda. (Del Horati.)
Për shpirtin e sëmurë, pas mëkatit,
Çdo lodër duket lajmërim i fatit;
Nga frika fajësia dridhet, verdhet,
Dhe derdhet krejt nga frika se mos derdhet.

(Hyn përsëri Horati me Ofelinë.)

OFELIA
Ku është mbretëresha jon' e bukur?

MBRETËRESHA
Si je, e dashur Ofeli?

OFELIA (Këndon.)
Si ta njoh trimin që më do vërtet
Nga ndonjë tjetër trim ?
Nga syri dhe nga zemra që m'iflet
Zemrës e syrit tim.

MBRETËRESHA
Ah, e dashur vajzë, ç'domethënë kjo këngë?

OFELIA
Si urdhërove e the? Vër re, të lutem!
(Këndon.) Më vdiq, o shoqe, dhe më la
Ma vunë në qivur;
Mbi varrin bar tani më ka,
Mbi kokën ka një gur.
Oh, oh!

MBRETËRESHA
Po, Ofeli.

OFELIA
Vër re, të lutem! (Këndon.)
Të bardhë si dëbor' e kish savanin,
Me lule të stolisur,
I vogël e i madh me lot e qanin

Me zemër të zalisur. (Hyn mbreti.)

MBRETËRESHA
Ajme! Shiko, këtu, imzot.

MBRETI
Si je, e bukur zonjë?

OFELIA
Mirë, desh perëndia. Thonë se qyqja ka qenë e bija e një furrxhiu[30]. O perëndi, e dimë ç'jemi, po nuk dimë ç'do të bëhemi. Zoti ju ruajttë!

MBRETI
Bën aluzion për t'atin.

OFELIA
Ju lutem, mos e bëni fjalë; po kur t'ju pyesin ç'kuptim ka, përgjigjuni kështu:
(Këndon.) Shën Valentinin nesër po kremtoj[31]
Dhe ngrihem në mëngjes,
Dhe vajzë nga dritarja po i shkoj,
Se nukë mund të pres.
U ngrit ai aherë dhe u vesh
Dhe derën po ia çel,
Në dhomën brenda vajza hyn e qesh,
Po vajzë jashtë s'del.

MBRETI
E bukur Ofeli!
OFELIA
Me të vërtetë, pa dashur të nëm, do ta mbaroj këtë këngë. (Këndon.)

Për zotin Krisht, për zonjën shën Mëri,
Ajme, sa turp, sa keq!
E bën, kur e gjen rasjen, djal' i ri,
Dhe vajza shkon në dreq.
I thot' ajo: "Më bëre be, pa shtrirë,
Që do t'më merrje grua!"
/ thot' ai: "Vërtet, po s'je e mirë
Kurfle për turp me mua!"

MBRETI
Që kur është kështu?

OFELIA
Kam shpresë, të gjitha do të ndreqen. Duhet të kemi durim; po s'mund veç të qaj kur mendohem që ma shtinë në dhen' e ftohtë. Im vëlla do ta mësojë; dhe kështu ju falemnderit për këshillat tuaja të mira. Eni, më bëni gati karrocën! Natën e mirë! Natën e mirë, zonja t'ëmbla! Natën e mirë! (Del.)

MBRETI
Pasoje dhe e ki kujdes, të lutem! (Del Horati.)
Ky është vrer i hidhërimit thellë;
Dhe rrjedh nga vdekje e t'atit saj. Gertrudë,
Kur vijnë helmet, s'vijnë kurrë vetëm,
Po me tabor. E para, i ati vritet;
Pastaj yt bir largohet; bërësi
Shpëton nga drejtësia; turma ndizet,
Dhe pëshpërit të liga, të vështira
Për vdekjen e Polonit; s'bëmë mirë
Që tinës e varrosëm; Ofelia
Humb veten dhe gjykimin, pa të cilat
S'të jemi veç piktura e thjesht kafshë:

E fundmja, dhe m'e madhja nga këto,
I vllai ka ardhur fshehurazi nga Franca,
Ushqehet me mëri, na rri i mvrojtur
Dhe s'i mungojnë pëshpëritësit,
Q'i fryjnë vrer mbi vrasjen e babait.
Dhe, meqë s'dinë si ka ngjarë puna,
Personin tonë kallëzojnë si fajtor
Nga vesh në vesh. Gertrud' e dashur, kjo,
Si një mortar, me gjyle nga çdo anë
Më jep një vdekje tepërore.
(Shamatë përbrenda.)

MBRETËRESHA
Për zotin, ç'është kjo shamatë?

MBRETI
Ku janë gardianët? Portën ruani!
Eh, ç'është? (Hyn një Zot)

ZOTI
Ik, ik, imzot!
Kur oqeani kapërcen kufirin,
S'i mbyt më shpejt e më rrëmbyer fushat
Sesa Laerti me një grup rebelësh
T'i thyen oficerët. Populli
E proklamon si zot të Danimarkës!
Dhe sikur bota posa nis tani,
Sikur u zhduk çdo ligj e çdo traditë,
Që jep fuqi e vulë për ofiqet,
Thërresin: "Vet' e zgjedhim mbret Laertin!"
Kësulat, gjuhët, duart buçasin lart:
"Laerti mbret, e rroftë mbret Laerti!"

MBRETËRESHA
Me ç'hov po lehin mu atje ku s'duhet!
Danezë, qen pa besë, e humbët gjurmën!

MBRETI
I thyen dyert. (Shamatë përbrenda. Hyn Laerti i armatosur me disa danezë pas.)

LAERTI
Ku është mbreti? Rrini jashtë, ju.

DANEZËT
Jo, po të hyjmë brenda.

LAERTI
Ju lutem fort, me lejen tuaj.

DANEZËT
Po mirë, mirë. (Dalinjashtë derës.)

LAERTI
Ju falem nderit. Derën ruani.
I poshtër mbret, nëm babën prapë.

MBRETËRESHA
Laert' i dashur, qetësohu.

LAERTI
Çdo pik' e qet' e gjakut më bën doç,
Thërret brinjar tim at' e damkë kurve
Në mes të ballit paqm' e të panjollë
I vë sim mëje.

MBRETI
Laert i dashur, ç'është shkaku
Që bën një kryengritje viganore?32
Lëre, Gertrudë; mos u tremb për ne.
Një mbret ka aq hir diviniteti
Sa tradhëtia ngrin, posa e sheh,
Dhe s'e mbaron vullnetin. Thuamë,
Laert, përse qenke zemëruar?
Lëre Gertrudë. Fol pra, zot.

LAERTI
Ku është im atë?

MBRETI
U vra.

MBRETËRESHA
Po jo prej tij.

MBRETI
Le të pyesë gjersa të kënaqet.

LAERTI
Po si u vra? Me mua profka s'ka.
Në djall besnikëria kundrejt mbretit,
Në ferr të thellë hiri dhe ndërgjegjja,
Më humbtë shpirti! Ja ku kam arrirë;
S'përfill as këtë jetë as atë jetë,
Dhe daltë ku të dalë! Vetëm dua
Tim eti t'ia marr gjakun plotësisht.
MBRETI
Po kush të mban?

LAERTI
Vullneti im; as bot' e tërë s'më ndalon;
Dhe di të përdor mjetet aq mirë
Sa do të shkoj fort lart me fare pak.

MBRETI
Laert i dashur, dëshiron të dish
Me siguri se qysh u vra yt atë,
Apo vendose në gjakmarrjen tënde,
Si një njeri që lot symbyllur lodrën.
Të gjithë t'i përfshish, armiq e miq?

LAERTI
Vetëm armiqt' e tij.

MBRETI
A do t'i dish ahere?

LAERTI
Miqve të tij kështu ua hap krahët,
Si pelikan i mir' e jetëdhënës,
Që t'i ushqej me gjakun tim.

MBRETI
Tani po flet si bir e zot i thjeshtë.
Që jam pa faj për vdekjen e tët eti
Dhe më vjen keq për të me gjithë zemër,
Do ta gjykosh dhe vetë aqë kthjellët
Sa syri ndan të bardhën nga e zeza.
DANEZËT (Përbrenda.)
Eh, lëreni të hyjë.

LAERTI
Eh, ç'është kjo shamatë?
(Hyn përsëri Ofelia, e stolisur me lule e me gjethe.)
Zjarr, terma trurin! Lotë, vrer të kripur,
M'i digjni syt' e m'i verboni fare!
Për qiell, do t'të shpaguhet marrëzia
Pas barrës sa të m'unjet terezia.
O trëndafil i majit! Vajz' e dashur!
O motr' e mirë, Ofeli e ëmbël!
O zot! A qenka mendja e një vajze
E vdekshme sa jeta e një plaku?
Në dashuri natyra ësht' e hollë
Dhe çon nga an' e saj një peng të çmuar
Pas gjurmëve të gjësë që ka dashur.

OFELIA(Këndon.)
Faqezbuluar në qivur ma vunë,
O unë qyqja, qyqja unë.
Me vajë dhe me lot në varr ma shpunë;
Pra, lamtumirë, o pëllumbi im!

LAERTI
Me mend në kokë, sikur të më shtyje
T'ia merrja gjakun, kaq s'më tronditje.

OFELIA (Këndon.)
Eni, o shoqe, eni ta këndojmë,
Eni, të gjitha ta vajtojmë,
Oh, sa bukur vete kjo këngë me boshtin.33
Kujdestari dinak është ai që vodhi të bijën e të zotit.
LAERTI
Ky hiç rëndon më tepër sesa diç.

OFELIA
Ja rozmarinë, kjo është për kujtim; të lutem, i dashur, më kujto; dhe ja menekshe, kjo është për mendime.34

LAERTI
Një mësim në marrëzi; mendime dhe kujtime të bashkuara.

OFELIA
Ja shpëndër për ty, dhe trëndelinë; ja borzilok për ty dhe ca për mua. Kjo është për pendim e ndjesë. Oh, po ti duhet ta mbash borzilokun me një tjetër kuptim. Ja një lul' e verës; do t'të kisha dhënë ca manushaqe, po janë fishkur të gjitha, që kur na vdiq babai; thonë që pati fund të mirë.
(Këndon.) Se zemra m 'u tret për një djalë të ri.

LAERTI
Helmit e zisë, dashuris' e ferrit
U jep njëfarë bukuri e hije.

OFELIA (Këndon.)
Dhe s'kthehet vallë prapë rnë?
Dhe s'kthehet vallë prapë rnë?
Jo, jo, se vdiq e shkoi,
Nga bot'e zezëfluturoi
Dhe kurrë s 'kthehet prapë më.
Mjekrën e kish të bardhë si dëborë
Dhe kishteflokë liri si kurorë;
Na vdiq, o shoqe, na vdiq sot,
E qaj dhe e vajtoj me lot,
Shpirtin ia ndjeft' i madhi zot!
Kështu i ndjeftë perëndia shpirtrat e gjithë të Krishterëve.
Perëndia ju ruajttë! (Del.)
LAERTI A e shikon këtë, o perëndi?

MBRETI
Laert, në hidhërimin tënd marr pjesë;
Apo s'ma jep këtë të drejtë? Vetëm shko,
Zgjidh miqtë më të mençur që të duash
Të na dëgjojnë dhe të na gjykojnë;
Në qoftë se tërthori a drejtpërdrejt
Jam ngatërruar, merrma mbretërinë,
Kurorën jetë e të gjitha ç'kam,
Si dëmshpërblim; po në mos qofsha,
Të lutem shumë që të kesh durim
Se sa të mund, me ty përpiqem bashkë
Gjersa të marrësh hakën.

LAERTI
Ashtu qoftë;
Mënyr' e vdekjes tij, varrimi tinës –
As shpatë, as trofe, as dekoratë,
As lutje kishëtare, as procesje –
Bërtasin që nga qielli gjer në dhe.
Pra dua dritë.

MBRETI
Zoti, pra, ta dhëntë, Dhe kush ka faj, nënë sëpatën rëntë!
Të lutem, pra, eja me mua. (Dalin.)

SKENA VI
Një tjetër odë në kështjellë.
(Hyjnë Horati dhe një shërbëtor.)

HORATI
Po cilët jan' ata që duan të më flasin?

SHËRBËTORI
Ca naftër, zot; ca letra për ty paskan.

HORATI
U thuaj, pra, të vijnë: (Del shërbëtori.)
Përveç princ Hamletit, s'di tjetër vend
Të botës nga i cili të më përshëndoshin.
(Hyjnë ca naftër.)

I PARI NAFT
Tungjatjeta, zot.

HORATI
Mirë se erdhët.

I PARINAFT
Mirë se ju gjetëm. Kam një letër për zotërinë tënde; është nga ana e ambasadorit, që ish nisur për n'Angli; në qoftë se të quajnë Horat, si më kanë thënë.

HORATI
(Lexon.)
"Horat, me të hapur këtë letër, dërgo me një mënyrë njerëz të piqen me mbretin; kanë ca letra për të. Para se të na bëhen dy ditë në det, një anije piratësh me një armatosje shumë luftëtare na vuri përpara. Duke parë që pëlhurat tona ishin shumë të ngadalta, u hodha brenda në anijen e tyre; menjëherë u larguan nga anija jonë; kështu unë mbeta i vetmi rob i luftës. U sollën me mua si kusarë të mëshirtë; po e dinin se ç'bënin; do t'ua shpërblej.

Përpiqu t'i dorëzohet mbretit letra që i dërgoj, dhe ti eja të më gjesh me atë shpejtësi, me të cilën do t'ikje nga vdekja. Kam të të pëshpërit në vesh fjalë që do t'të ngjethin mishrat; poprapëjanë tepër të lehta për rëndësin' e punës. Këta njerëz të mirë do t'të sjellin atje ku gjendem.
Rozenkranci dhe Gildensterni vazhdojnë udhën e tyre për n'Angli; sa për këtë, kam të flas më gjatë. Lamtu-mirë, yti, si më di, për-jetë,
HAMLETI. "
Pra, ejani, t'ju çel për letrat udhën.
Dhe sa më shpejt më shpini pran' atij,
Që jua dha t'i sillni.

SKENA VII
Një tjetër odë në kështjellë,
(Hyjnë mbreti dhe Laerti.)

MBRETI
Tani më shfajëson ndërgjegjja jote
Dhe duhet të më kesh si mik të zemrës,
Posa dëgjove dhe posa u binde
Që vrasësi i atit tënd bujar
Ka dashur edhe mua të më vrasë.

LAERTI
Ashtu më duket; po të lutem, thuamë
Pse nuk i ke punitur këto krime,
Që janë kryesore nga natyra,
Kur siguria jote, urtësia
E çdo gjë tjetër po të shtynin fort.
MBRETI
Oh, për dy arsye të veçanta
Që do t'të duken pak të dobëta,

Po janë mjaft të forta sa për mua;
Si dritë syri mbretëresha e do;
Dhe mua - nga virtyti a nga vesi,
S'e di nga cila prej të dyjave –
M'ësht' aq' e hidhur kjo në shpirt e jetë
Sa, si një yll që s'lot nga qarku i tij,
As unë larg asaj s'mund të lëviz.
Pastaj nuk e heq dot në gjyq publik
Nga simpatia e madhe q'i ka turma;
Sepse me dashuri çdo faj ia ngjyen
Dhe, si në pusin q'e bën drurin gur,
Ia ndrron çdo cen në hir; shigjetat, pra,
Tepër të lehta te një er' e mprehtë,
Do t'ishin kthyer prapë n'harkun tim,
Dhe jo atje ku po qëlloja unë.

LAERTI
Kështu kam humbur një baba bujar,
Dhe m'u marros nga dëshpërimi motra,
Që pas mendimit të përgjithshëm,
Në botë s'kishe shoqe nga dhuratat;
Po do ta marr shpagimin për së shpejti.

MBRETI
Po gjumin mos e prish, e mos' beso
Se qenkam aq' i fjetur nga natyra
Sa të bëj qejf kur po më digjet mjekra.
Për s'afërmi dëgjon më tepër lajme.
Tët at' e desha, dhe e dua veten;
Nga kjo, kam shpresë, mund ta marrësh me mend.
(Hyn një lajmëtar.) Eh, ç'lajme kemi?

LAJMËTARI

Imzot, ca letra prej princ Hamletit
Për madhështinë tuaj dhe për mbretëreshën.

MBRETI
Prej Hamletit? Kush na i solli? LAJMËTARI
Ca naftër, siç më thanë; s'i kam parë;
Klaudi m'i dha; dhe ky i kishte marrë
Nga dor' e prurësve.

MBRETI
Laert, rri t'i këndojmë. - Shko tani.
(Del lajmëtari.)
(Lexon.) "I lart' e i fuqishëm, mëso se më kanë nxjerrë të zhveshur në mbretërinë tënde. Nesër do t'të lyp të shohfytyrën tënde mbretërore dhe aherë, me lejen tënde, do t'të tregojperipecitë e kthimit tim tëpapritur dhe të çuditshëm. - HAMLETI. "
Ç'kuptim ka kjo? Të gjithë vall' u kthyen?
Mos është pabesi a ndonjë gjë e tillë?

LAERTI
A ia njeh shkrimin?

MBRETI
Po, është shkrim i Hamletit. "I zhveshur"
Dhe në passhkrim këtu më thotë "I vetëm".
A mund të ma shpjegosh?

LAERTI
Nuk di ç'të them, imzot, po le të vijë;
Me zjarr më ngjallet zemra e sëmurë
Që do të rroj e do t'i them në faqe; "Këtë e bëre ti!"

MBRETI

Në qoft' ashtu Laert, -
Kështu duhet të jetë; ndryshe qysh? -
A do të sillesh pas këshillës sime?

LAERTI
Ashtu imzot; po jo që të rri urtë.

MBRETI
Ashtu si ta do puna. Kur të kthehet,
E lëmë udhëtimin për Angli,
Se s'bën të niset prapë, dhe e shtyj
Në një pusi q'e kam gati në mendje,
Ku s'ka pëveç të bjerë pa dyshim;
Dhe s'na qërton askush q'e kemi vrarë,
Se s'ëmës nuk ia tregojmë grackën
Dhe do ta quajë si aksident.

LAERTI
Imzot, këshillës suaj do t'i bindem
Dhe ca më tepër, po ta sjellësh punën
Ashtu që të jem un' organ.

MBRETI
Tamam.
Dikush ka folur shumë, që kur shkove,
Përpara Hamletit për cilësinë,
Ku thonë se shkëlqen; shum' e virtyteve
Të tua nuk i zgjoi nakarin aq
Sa kjo, dhe kjo, pas mendjes sime, është
Nga shkalla m'e pavlerë.
LAERTI
Për çfarë cilësi, imzot?

MBRETI
Një pendë në kësulën e risisë,
Po e nevojshme; kësaj i ka hije
Kostumi i shkujdesur dhe i lehtë
Sa pleqërisë guna me gëzof,
E mirë, për shëndetin e rëndësinë.
Tani dy muaj kishim një normand -
Kam parë frëngj, kur me ata luftuam;
E ngasin mirë kalin; po ky trim
Ish magjistar; ish rritur përmbi shalën;
Dhe bënte gjëra aq të çuditshme
Sa dukej sikur ish një trup me kalin,
Posi centaurët; aqë më habiti
Sa kurrë s'mund ta marrësh dot me mend.

LAERTI
Më the se ish normand?

MBRETI
Normand.

LAERTI
Për kokën time ish Lamondi.

MBRETI
Tamam ai.

LAERTI
E njoh fort mirë; është përnjemend.
Stoli e xhevahir i tërë kombit.
MBRETI
Ky na tregoi për ty.
Dhe të përshkroi si një nga më të fortët

Në mjeshtëri dhe zotësi të skermës.
Veçanërisht në shpatën dhe rapjerën,
Sa thosh do t'ish çudi me të vërtetë
Të gjendej shoku yt në botë; bëri be
Që frëngjitë e humbisnin krejt toruan
Përpara teje. Ky raport i tij
Ja ndezi cmirin aq Hamletit
Sa dëshironte e lutej dit' e natë
Të vije sa më shpejt të mateshit.
Tani, nga kjo -

LAERTI
Ç'doli nga kjo, imzot?

MBRETI
Laert, tët' at' a e ke dashur?
Apo mos je piktur' e hidhërimit
Për faqe vetëm, jo me zemër?

LAERTI
Pse më pyet kështu?

MBRETI
S'besoj që s'e ke dashur atin tënd;
Po di që dashuria nis prej kohës,
Dhe koha, në ca ngjarje provimtare,
Ia vërteton shkëndijën edhe zjarrin.
Ka brenda mu te flak' e dashurisë
Një soj fitil që digjet edhe shuhet;
Asgjë s'është aq' e mirë nesër sa dhe sot;
Ku rritet mirësia tepër, vdes
Nga tepriç' e saj; ç'qëllojmë, ç'duam
Do bërë kur e duam; se kjo "duam"

Vonohet, ndrron e dobësohet shumë
Pas kokës e pas dorës e pas rasjeve.
Kjo "duam" është si një psherëtim
Që dhemb kur zhdhemb. Po vijmë ku na dhemb:
Princ Hamleti na kthehet; ç'mund të bësh
Që të tregohesh biri i tyt eti
Me pun' e jo me fjalë?

LAERTI
Në mes të kishës do t'ia pres gërlanin.

MBRETI
As kisha s'duhet vrasësin ta mbrojë;35
Asnjë ndalim s'do vënë për gjakmarrjen.
Laert, n'e bëfsh këtë, rri mbyllur n'odë;
Princ Hamletit ia thom që je kthyer;
Kam për të vënë ca të të lëvdojnë
Dhe të ta shtojnë dy her' aqë famën,
Që të ka dhënë Frëngu; piqeni pastaj
Dhe vëmë bast për ju; ai si i shkujdesur,
Shpirtmadh e i pazoti për hile,
Nuk i vëren rapjerat; lehtë pra,
Ose me pak përzierje mund të zgjedhësh
Një shpatë majëmprehtë dhe, në lodr' e sipër
Tyt eti ia merr gjakun.

LAERTI
Do ta bëj.
Dhe për këtë qëllim e lyej shpatën,
Një helm kam blerë nga një mjek i rrugës
Mortal sa, posa ngjeve thikën brenda
Dhe çore një njeri, në botë s'ka ilaç,
Gatuar dhe me bar'rat më shëruese,

Të mbledhura me hënë, ta shpëtojnë
Nga vdekja; do t'ia ngjyej majën shpatës
Me këtë helm që, sikur ta gërvisht
Capak, të jet' i vdekur.

MBRETI
Po ta mendojm' e ta peshojmë mirë
Me plan, me koh' e mjete të favorta.
Në qoftë se s'na vete mbarë kjo,
N'u shfaqtë gracka nga zbatim i keq
Të marrim prapë masa. Pra, ky plan
Do pasur një të dytë si përkrahës;
Pa dale, pa të shohim, po tamam –
Vë bast mbi ju të dy solemnërisht -
E gjeta:
Kur ju të ndizeni në zjarr të lodrës -
Siç do të rreptësoheni pa fjalë -
Dhe të kërkojë prirje, i gatit
Një qelq veçan; një pikë do të pijë,
Dhe sikur të shpëtojë nga rapjera,
Qëllimin tonë e mbarojmë prapë.
(Hyn mbretëresha.)
Eh, ç'kemi mbretëresh' e ëmbël?

MBRETËRESHA
Njëra pas tjetrës vijnë të këqijat:
Laert i dashur, jotë motr' u mbyt.

LAERTI
U mbyt! Oh, ku?
MBRETËRESHA
Në breg të lumit ka një shelg me fletët
Të pasqyruara përbrenda ujit;

Atje na kishte vajtur me kurorë
Prej lulesh, hithrash, gjethesh e orkidash;
Atje, tek ngjitej, që t'i varte përmbi shelg,
Një deg' e zez' u thye, u këput
Dhe tatëpjetë me veroret ra
Në lumin brenda; rrobat na iu ndenë
Dhe si nerajd' e mbajtnë pak mbi ujë;
Në këtë mes, po na këndonte këngë,
Pa e kuptuar në ç'rrezik po ndodhej,
Sikur ish rritur n'atë element;
Po shumë kohë nuk zgjati kjo,
Se rrobat uj' i pin' e na e hoqën
Të mjerën vajzë në një vdekje llome
Nga këngët melodike.

LAERTI
Ajme, ajme! M'u mbyt pra motra?

MBRETËRESHA
U mbyt, u mbyt.

LAERTI
Me uj' u nginje, Ofeli e mjerë,
Dhe lotë më s'të duhen! Po njeriu
Kshtu e paska zemrën dhe natyrën.
Ah, le të thonë bota q'është turp;
Si të kem qarë, bëhem prapë burrë,
Pra, mirëmbetsh, imzot; kam zjarr në grykë,
Po ky vajtim ma shoi.
MBRETI
Gertrudë, le t'i biem pas;
Sa u mundova që t'ia zbut tërbimin!

Po kjo, kam frikë, do t'ia ndezë prapë.
Andaj pra, le t'i biem pas.
(Dalin.)

## AKTI I PESTË

### SKENA I

Elsinor. Një varrezë.
(Hyjnë dy gaztorë varrmihës me diqele etj.)

I PARI GAZTOR
A bën të varroset si e krishterë ajo, e cila kërkoi shpëtimin me një mënyrë të paudhë dhe vrau veten me paramendim?

I DYTI GAZTOR
Të them që po! Prandaj, pra, ia bëj varrin menjëherë, inspektori i varreve e vëzhgoi dhe vendosi që të varroset si e krishterë.

I PARI GAZTOR
Qysh bëhet kjo gjë, veç n'u mbyt për të mbrojtur veten.

I DYTI GAZTOR
Se ashtu u vendos.

I PARI GAZTOR
Duhet të jetë se offendendo;36 nuk bëhet ndryshe. Se pika është këtu; në u mbytsha vetë me dijen time, kjo provon që kam bërë një veprim; dhe një veprim domethënë tri gjëra; të bësh, të punosh, të veprosh; prandaj pra, u mbyt vetë me dijen e saj.
I DYTI GAZTOR
Jo, po dëgjo, këtu, i dashur varrmihës –

I PARI GAZTOR
Më ndje. Këtu është uji; mirë. Këtu është njeriu; mirë. Në qoftë se njeriu vete në këtë ujë dhe mbyt veten, domethënë, domosdo, që vete, - e vër re këtë. Po në qoftë se ky ujë vete tek ai njeri dhe e mbyt, ahere ai njeriu nuk mbyt veten; prandaj pra, ai njeri që nuk është fajtor për vdekjen e vet, nuk e shkurton vetë jetën.

I DYTI GAZTOR
Po a e do kështu kanuni?

I PARI GAZTOR
Po, tamam kështu e do kanuni i inspektorit të varreve.

I DYTI GAZTOR
A do të mësosh të vërtetën? Sikur të mos ishte zonjë prej dere të madhe, nuk do të varrosej në tokë të bekuar e të krishterë.

I PARI GAZTOR
Ha, tani e gjete; dhe është për të ardhur ca më tepër keq që njerzit e mëdhenj paskan të drejtën në këtë botë të mbyten a të varen më tepër se vëllezërit e tyre të krishterë më të vegjël. Eja, nëm diqelin. S'ka aristokratë më të vjetër se kopshtarët, lehëtarët dhe varrmihësit: se kanë zanatin e Adamit.

I DYTI GAZTOR
A ka qenë aristokrat Adami?

I PARI GAZTOR
Ish i pari që ka mbajtur armë më botë.
I DYTI GAZTOR
Jo, se s'kishte fare armë.

I PARI GAZTOR
Qysh? Mos je pagan? Si e kupton skripturën? Skriptura thotë që Adami mihte. A mund të mihte pa kazmë? Do t'të bëj një tjetër pyetje. Në mos m'u përgjigjsh ashtu si duhet, konfesohu.

I DYTI GAZTOR
Cili është ai që ndërton më fort se muratori, anijebërësi dhe strugatësi?
I DYTI GAZTOR
Konoptari; se ndërtesa e tij var njëmijë mysafirë dhe prapë rron.

I PARI GAZTOR
Je mjaft i zgjuar, për besë. Konopi qëndron mirë; po si qëndron mirë? Ua bën mirë atyre që bëjnë keq të thuash konopi është ndërtuar më fort se kisha; prandaj pra, konopi do t'të bënte mirë ty. Përpiqu prapë, hajde.

I DYTI GAZTOR
"Cili ndërton më fortë se muratori, anijebërësi dhe strugatësi?"

I PARI GAZTOR
Po, thuama këtë, dhe pastaj çlodhu.

I DYTI GAZTOR
Për zotin, do t'ta them.

I PARI GAZTOR
Hajde.

I DYTI GAZTOR
Për besë, s'ta them dot.
(Hyjnë Hamleti dhe Horati pak më tutje.)

I PARI GAZTOR

Mos e mundo trurin më tepër, se gomari yt i fjetur nuk e shpejton çapin me të rrahura; dhe kur të ta bëjnë këtë pyetje ndonjëherë tjetër, thuaj "Varrmihësi!" Shtëpitë që të ndërton ky, mbajnë gjer në gjykim të fundit. Eja, shko te xha Jartoja37 e më sill një poçe verë. (Del gaztori i dytë. I pari mih dhe këndon.)
Kur isha i ri, kur kisha dashuri, ah dashuri,
E kisha zemrën plot me lumtëri,
Me nuse e me dasm'e me kurorë, ah kurorë,
Isha si dash me brir' e me këmborë.

HAMLETI
Ky njeri s'ka ndjenjën e punës së tij që këndon duke mihur një varr?

HORATI
Zakoni ia ka lehtësuar zanatin.

I PARI GAZTOR (Këndon.)
Po e pabesa pleqëri më theu, ah, më theu,
Me pançën e me thonjtë më mbërtheu
Më shthuri, m'arratisi në kurbete, ah kurbete,
Në male, në shkëmbinj, në prronj e dete.
(Hedhjashtë një kafkë.)

HAMLETI
Kjo kafkë ka pasur gjuhë dhe ka kënduar njëherë; dhe tani ky zuzar po e vërvit përdhe sikur t'ishte nofulla e Kainit, që bëri vrasjen e parë! Ndofta është koka e ndonjë politikani, intrigat e të cilit tani s'bëjnë pesë para përpara këtij gomari; dhe ndofta ka qenë një nga ata që futin në thes dhe perëndinë vetë, apo jo?
HORATI
Ndofta, imzot.

HAMLETI
A e ndonjë oborrtari, i cili thoshte: "Mirë mëngjes, i dashur imzot! Qysh më je, i lart' imzot?" Ka qenë ndofta zoti aksh, i cili lëvdonte kalin e zotit aksh, kur kish ndër mend t'ia kërkonte si dhuratë, apo jo?

HORATI
Po, imzot.

HAMLETI
Po, tamam kështu; dhe tani ia hëngri kokën zonja Krimbo; na mbeti pa nofull, dhe kafkën ia godit andej-këtej kazma e varrmihësit; ja një ndërrim i bukur i fatit, sikur të kishim hollësinë ta shikonim. Vallë sa shtrenjtë kanë kushtuar këto koska që të rriten njëherë, dhe tani s'vlejnë veçse për të lojtur cinglazi me to! Më dhembin koskat kur e mendoj.

I PARI GAZTOR (Këndon.)
Një bel, një bel, një kazm' e një lopatë,
ah lopatë,
Dhe një savan i gjerë dhe i gjatë;
Një grop' e thellë dhe përsipër baltë, ah, moj baltë.
Kështu e do kjo mysafir' e naltë,
(Hedhjashtë një tjetër kafkë.)

HAMLETI
Ja, një tjetër; kjo mund të ketë qenë kafka e ndonjë avokati; pse jo? Ku m'i ke tani sofizmat, fjalëdredhjet, dinakëritë dhe davatë? Përse ma le këtë zuzar të ta goditë kokën andej-këtej me një lopatë të ndyrë dhe s'm'i thua që do ta kallëzosh për rrahje në gjykatore? Hm! Mund të ketë qenë ndofta ndonjë blerës i madh prej çifligjesh, me befara, senete, fajdera, muamelera, evrake dhe tapira; dhe tani pluhuri i hollë ia mbaroi kafkës së tij të gjitha

muameletë? Dhe nga të gjithë çifligjet e tij s'ka marrë pas veçse një copë tokë të gjerë dhe të gjatë sa një evrak? Dhe kjo kuti e ngushtë, ku ia kallën kufomën, nuk i nxe dot as tapit' e çifligjeve të tij; dhe trashëgimtari i tij, pas vdekjes, s'ka për të marrë pas më tepër, apo jo?

HORATI
Asnjë grimë më tepër, imzot.

HAMLETI
Diploma nuk bëhet me lëkurë dhensh?

HORATI
Po, imzot, edhe me lëkurë viçi.

HAMLETI
Janë dhen e viçër ata që kërkojnë diploma sigurie nga çifligjet. Do t'i flas këtij bandilli. I kujt është ky varr, usta?

I PARI GAZTOR
Imi, or zot (Këndon.)
Një grop'e thellë dhe përsipër baltë, ah,
moj baltë.
Kështu e do kjo mysafir' e naltë.

HAMLETI
Besoj që është yti me të vërtetë; se ti ke hyrë brenda.

I PARI GAZTOR
Ke rënë jashtë, or zot, dhe prandaj nuk është yti; sa për mua, s'kam hyrë mirë brenda, po prapë është imi.

HAMLETI

Gënjen kur thua se është yti, posa s'paske hyrë mirë brenda; varri është për të vdekurit, jo për të gjallët; prandaj pra, ke rënë jashtë.

I PARI GAZTOR Kam rënë jashtë aqë sa ke hyrë ti brenda.

HAMLETI
Për cilin njeri e hap këtë varr?

I PARI GAZTOR
Për asnjë njeri, or zot.

HAMLETI
Për cilën grua, ahere?

I PARI GAZTOR
As për burrë, as për grua.

HAMLETI
Kush do të mbulohet aty brenda!

I PARI GAZTOR
Një ish-grua or tungjatjeta; po ndjesë pastë, tani ka vdekur.

HAMLETI
Sa i mprehtë është bandilli! Duhet t'i flasim me qime, se ndryshe do të na batërdisë me lodra fjalësh. Për zotin, Horat, këto tri vjet e kam vënë re; njerëzit e kohës sonë janë hollësuar aq sa këmb' e katundarit ka arrirë në thembrën e oborrtarit dhe ia shkel kallon. Që kur je varrmihës?
I PARI GAZTOR
Nga të gjitha ditët e motit, kam nisur këtë zanat atë ditë që Hamleti, mbreti ynë i fundit e mundi Fortimbrasin.

HAMLETI
Sa vjet më parë ka ngjarë kjo gjë?

I PARI GAZTOR
Nuk e ditke? Edhe një budalla e di këtë gjë; tamam atë ditë që lindi princ Hamleti, ai i marri, që na e kanë dërguar n'Angli.

HAMLETI
Mirë, po përse e kanë dërguar n'Angli?

I PARI GAZTOR
Përse? Sepse ish i marrë; atje do t'i vijnë mendtë! A dhe në mos i ardhshin, s'prish punë atje.

HAMLETI
Përse?

I PARIGAZTOR
S'e vë re askush n'Angli; se njerëzit e atjeshëm janë dhe ata vetë të marrë si ai.

HAMLETI
Po si u marros?

I PARI GAZTOR
Fare çuditërisht, sikundër thonë.

HAMLETI
Si çuditërisht?
I PARI GAZTOR
Për besë, i fluturoi mendja.

HAMLETI
Nga se?

I PARI GAZTOR
Nga toka e Danimarkës; kam qenë varrmihës në këtë tokë, djalë e pastaj burrë, tridhjetë vjet me radhë.

HAMLETI
Sa kohë i duhet njeriut në varr gjersa të tretet?
I PARI GAZTOR
Për zotin, në mos qoftë i kalbur para se të vdesë, -sikundër ka sot shumë kufoma, që mezi mbajnë gjersa t'i kllasim në dhe, - mund të qëndrojë tetë vjet a nëntë vjet; një lëkurtar qëndron nëntë vjet.

HAMLETI
Po pse ky qëndruaka më tepër se të tjerët?

I PARI GAZTOR
Përse? Se i është punuar lëkura si meshin dhe s'merr ujë brenda për shumë kohë; dhe uji është ai që e tret keq kufomën. Shiko këtë kafkë; kjo ka qenë në varr këtu e njëzet e tre vjet.

HAMLETI
E kujt ka qenë?

I PARI GAZTOR
Ka qenë e një njeriu të marrë; e kujt besoni të ketë qenë?

HAMLETI
Nuk e di.
I PARI GAZTOR
E hëngërtë dreqi zuzarin e marrë! Më ka derdhur një herë një shishe verë të Rinit mbi kokë. Tamam kjo kafkë, or tungjatjeta, ka

qenë kafka e Jorikut, gaztorit të mbretit.

HAMLETI
Kjo?

I PARI GAZTOR
Tamam kjo!

HAMLETI
Nëma ta shoh.
(E merr kafkën.)
Ah, i mjeri Jorik! E kam njohur, Horat: bandill me shaka pa fund e fantazi të ndritshme; më ka mbajtur mbi supet një mijë herë; dhe më ngjethen mishrat tani që e kujtoj! Më qëndron një lëmsh në grykë tani që e shoh! Këtu i kish ato buzë që i kam puthur kushedi sa herë. Ku m'i ke tani qesënditë? Kërcejtjet? Këngët? Shkrepjet e gazraorisë, që e bënin sofrën të oshëtinte nga të qeshurat? Tani hiç, tani s'më ke as sa të tallesh me thartëqeshjen tënde; tani m'i vare buzët fare. Shko tani te oda e zonjës dhe thuaji se, sado ta lyejë fytyrën, prapë kështu ka për të mbaruar; dhe bëje të qeshë me këtë. Të lutem, Horat, më thuaj një gjë.

HORATI
Ç'gjë, imzot?

HAMLETI
A beson që Aleksandri ka pasur këtë pamje pas vdekjes?

HORATI
Tamam kështu.
HAMLETI
Dhe binte erë kështu? Puh! (E lë kafkën përtokë.)

HORATI
Tamam kështu, imzot.

HAMLETI
Në sa përdorje të poshtra mund të na kthehet kufoma, Horat' Përse imagjinata të mos mundë ta gjurmojë pluhurm e Aleksandrit gjer sa ta gjejë tek po mbyll një vrimë muri?

HORATI
Kjo do t'ish një konsideratë tepër e çuditshme.

HAMLETI
Jo, për besë, aspak; sikur ta vazhdojmë në atë udhë me mjaft masë dhe të udhëhiqemi prej probabilitetit. Kështu, fjala vjen: Aleksandri vdiq; Aleksandri u varros; Aleksandri u kthye në pluhur; pluhuri është baltë; prej baltës bëjmë tëkaçe, dhe përse me këtë tëkaç, të mbrujtur prej baltës s'Aleksandrit, të mos mbyllim lëfytin e një vareli prej birre?
Cezar i madh na vdiq, na u bë llomë
Dhe na shërben për vrimat si ballomë:
Ajme! U drodh prej tij e tërë bota,
Dhe sot e fryn, e rreh suferin shqota,
(Hyjnë priftërinj në procesion me kufomën e Ofelisë, Laerti, mbreti, mbretëresha, pasues e vajtues.)

HAMLETI
Po dale! Hesht! Mënjanë! Ja, vjen mbreti
Me mbretëresh' e oborrtarë; cilin vallë
Përcjellin me shërbesa gjysmanike?
I ndjeri, duket, paska vrarë veten,
Me dorë dëshpërimi; ish nga der' e madhe;
Të fshihemi ca pak e të shikojmë. (Hiqet mënjanë me Horatin.)

LAERTI
Tjetër ceremoni s'ka më?

HAMLETI
Laerti, trim bujar; vër re.

LAERTI
Tjetër ceremoni s'ka më?

I PARI PRIFT
Shërbesën ia zgjeruam pas kanunit
Sa mundëm; vdekj' e saj ish e dyshimtë;
Pa urdhër të veçantë prej së larti,
Në dhe të pabekuar do t'banonte
Gjer në gjykim të fundit pa uratë,
Dhe garbe dhe guriçka do t'i hidheshin;
Po ja, kuror' i dhamë virgjërore
Dhe lule, dhe këmbanë, dhe varrim.

LAERTI
Më tepër s'ka se kaq?

I PARI PRIFT
S'ka më tepër.
Shërbesa e varrimit profanohet,
Po t'i këndohet lutje përshpirtore
Si për ata që vdesin paqërisht.

LAERTI
Pra, shtjereni në dhe; e vjollca mbifshin,
Nga trup i saj i bukur, i panjollë!
Dhe ja ku po të them, o prift i ashpër,
Që ime motër do të bëhet engjëll,

Kur ti do t'ulërish në ferr.

HAMLETI
Si? Ofeli e bukur!

MBRETËRESHA
Për lulen lule! Lamtumirë! (Shpërndan lule.)
Për Hamletin, tim bir, të desha nuse
Dhe të ta shtroja shtratin nusëror,
Jo të stolisja varrin tënd me lule,
O vajz' e ëmbël!

LAERTI
Oh, tri herë nëmë
I rëntë përmbi kokë të mallkuarit,
Që me të prapën vepër të rrëmbeu
Mendjen e bukur. Oh, mos ma mbuloni
Gjersa ta përqafoj edhe një herë.
(Hidhet brenda në varr.)
Tani na hidhni baltë që të dyve
Gjersa ta bëni këtë fushë mal,
Që kapërcen të vjetrin Pelion
Dhe majën e Olimpit perëndishëm.

HAMLETI
(Delpërpara.) Kush është ai që helmin shfaq
Me aq' emfazë; që vajtim i tij
Planetët përgjëron dhe i ndalon,
Posi dëgjues të habitur? Unë
Jam Hamleti i Danimarkës. (Hidhet brenda në varr.)
LAERTI
Ta marrtë djalli shpirtin. (Kapet me të.)

HAMLETI
S'më bën urim të mbarë.
Të lutem, hiqmi duart nga gryka,
Se, ndonëse i rrept', i ndezur s'jam,
Po diku kam një dell fort të rrezikshëm,
Që duhet t'ia keshë frikën; hiqe dorën!

MBRETI
Ndajini!

MBRETËRESHA
Hamlet, Hamlet!

TË GJITHË
Zotërinj!

HORATI
Imzot i dashur, qetësohu!
(Pasuesit i ndajnë; dalinjashtë varrit.)

HAMLETI
Për këtë çështje dua të luftoj
Gjersa të mos më lozin më qepallat.

MBRETËRESHA
Im bir, për cilën çështje?

HAMLETI
E desha Ofelinë! Dyzet mijë vllezër
Me dashurin' e tyre bashkë s'mundnin
T'arrinin time. Ç'the se bën për të?

MBRETI

Lëre, Laert, se ësht' i marrë.

MBRETËRESHA
Mos ia vër re, për perëndi.

HAMLETI
Për Krisht, tregomë, ç'the se bën për të?
Qan? Çirresh? Agjëron? Lufton? Pi uthull?
Dhe ha një krokodil?38 Dhe un' e bëj!
Mos vjen të m'ulërish e të më mundësh,
Se zbret i gjallë pranë saj në varr?
Dhe un' e bëj. Dhe në bërtitsh për male,
Aherë le të hedhin përmbi ne
Hektarë miliona balt' e dhë,
Sa maj' e malit diellin t'arrijë
Dhe Osa pranë tij të duket kokërr!
Në llomotitsh, bërtas sa ti dhe unë!

MBRETËRESHA
Kjo është marrëzi e thjeshtë?
Ashtu e kap herë-herë për pak kohë,
Po lëshon krahët shpejt, si pëllumbesha
Mbi zogjt' e saj të artë në fole,
Dhe hesht e rri i qetë.

HAMLETI
Zot, dëgjomë;
Për çfarë shkak më sillesh aqë ligsht?
Të desha gjithënjë; s'ka gjë; fort mirë;
Se kur Herkuli mbrohet si petrit,
Zagari leh, maçoku mjaullit.
(Del.)

MBRETI
Horat i mirë, bjeri pas, të lutemi. (Del Horati.)
(Laertit.) Mbaj mend ato që folëm e kij durim,
Se do ta shtyjmë punën sa më shpejt.
Gertrudë, kija mendjen birit tënd.
Ky varr stoliset me një monument.
Një orë qetësie shpejt shikojmë,
Pra, gjer ahere, duhet të durojmë. (Dalin.)

SKENA II
Një sallë në kështjellë.
(Hyjnë Hamleti dhe Horati.)

HAMLETI
Mjaft për këtë; tani të shohim tjetrën;
A i mban mend të gjitha hollësitë?

HORATI
A i mbaj mend, imzot!

HAMLETI
Në kraharor njëfarë lufte kisha
Dhe gjumi nuk më zinte; ndieja veten
Më keq sesa rebelët në vargonj;
Me vrap pra sulem - Ah! M'i lumtë vrapit!
Se mospeshimi mbaron punën shpesh,
Kur planet më të thella na përmbysen.

HORATI
Kjo është fare e sigurtë.
HAMLETI
Dal nga kabina ime,
Me gunën i pështjellur n'errësirë,

Kërkoj t'i gjej; dëshirën e mbarova,
U kapa çantën dhe pastaj u ktheva
Në dhomën time prapë; kuturisa -
Nga frika e harrova mirësjelljen -
Dhe zhvulosa letrën mbretërore;
Dhe atje brenda gjej, Horat i dashur, -
O poshtërsi! - një urdhër krejt të kthjellët,
Të lyer me një arësye,
Për miqësi t'Anglis' e Danimarkës -
Se un' u qenkam gogozhel, rrezik, -
Që, me ta marrë dhe pa humbur kohë,
Jo, jo, as për mprehjen e sëpatës,
Të ma krasitnin kokën.

HORATI
Ësht' e mundur?

HAMLETI
Këtu ke letrën; e këndo me nge.
Po më dëgjo se qysh kam proceduar.

HORATI
Të lutem.

HAMLETI
Kështu, pra, i rrjetuar prej pusirash, -
Pa bër' as skicë plani, truri im
Ma kishte nisur lodrën - ndenja poshtë,
Gatita, shkrova bukur tjetër letër.
Një kohë bukurshkrimin s'e përfillja –
Kështu po bëjnë dhe shtetarët tanë –
Po ja se ku më bëri shërbim t'artë;
A do të dish tani se ç'shkrova?

HORATI
Imzot, i dashur, po.

HAMLETI
Një përgjërim prej mbretit të përzemërt
Q'anglezi tributar ta mbajë besën,
Që lidhja si hurma t'u lulëzojë,
Që paqen gruri t'u kurorëzojë,
Që miqësi' e fortë t'u vazhdojë,
E "që" të tjera, si këto të larta, -
Që posa ta këndojë këtë letër,
Pa bisedim të gjat' ose të shkurtër
Me vrap t'i vrasë prurësit pa dhënë
As kohë për rrëfim, as për kungatë.

HORATI
Po si e ke vulosur prapë?
HAMLETI
Dhe për këtë më ndihu zoti vetë.
Kam vulën e tim eti në kuletë,
Që ish model i shilës mbretërore;
Palosa dokumentin sipas tjetrit,
E nënshkrova, e vulosa, e vendosa
Dhe ndrrimi nuk u muar vesh. Tani,
Të nesërmen na ngjau luft' e detit;
Të tjerat t'i tregova dhe i di.

HORATI
Ç'e gjeti Gildenstern' e Rozenkrancin!
HAMLETI
Për zotin i kërkuan me qiri,
Dhe mbi ndërgjegjen nuk i kam për barrë,

Ç'u duhej të përzihen n'atë punë,
Kështu i vogli e pëson kur futet
Në mes të majave të shpatave
Prej dy rivalësh të fuqishëm.

HORATI
Oh, çfarë mbret na qenka ky!

HAMLETI
S'e kam tani për barrë, thuajmë! –
Kur vret tim at' e kur njollon tim më,
Kur më rrëmben kurorën dhe çdo shpresë39
Dhe kur më vë pusira të pabesa –
S'e do ndërgjegjja plotësisht ta shtrij
Me këtë shpatë? S'jam pra i mallkuar,
Në lënça një gangrenë të natyrës
Të bëjë ligësi të tjera?

HORATI
Mbaje mend që shpejt vjen lajmi nga Anglia
Si u mbarua porosi e tij.

HAMLETI
Po, shpejt, po intervali është imi,
Dhe sa the "një", mbaron jet' e njeriut.
Po më vjen shumë keq, Horat i mirë,
Që e harrova veten me Laertin;
Se në pasqyrën e detyrës sime
Shoh korën e së tijës; e çmoj fort,
Po kapardisj' e helmit tij më shtyri
Në majën e gjakndezjes.

HORATI

Hesht! Kush është? (Hyn Osriku.)

OSRIKU
Imzot, mirë se na erdhët shëndosh në Danimarkë.

HAMLETI
Mirë se u gjetëm, i dashur zot. (Mënjanë Horatit.)
A e njeh këtë mushkonjë?

HORATI (Mënjanë Hamletit.)
Jo, imzot.

HAMLETI
(Mënjanë Horatit.)
Aherë del më faqebardhë përpara perëndisë, se është një mëkat ta njohësh! Është i zoti i disa çifligjeve të mëdha e pëllorë; dhe kur ke një mbret-kafshë si kryetar të kafshëve, tryeza mbretërore bëhet doemos grazhd; është një sorrë, po, si të thuash, është i majmë nga dhjami i llomës.

OSRIKU
Imzot, i ëmbël, në qoftë se keni nge, dëshiroj t'ju bëj një komunikatë nga ana e madhërisë së tij.

HAMLETI
Do ta pres, i dashur zot, me tërë shpejtësin' e mendjes. Vëre kësulën atje ku duhet; dua të them mbi kokë.

OSRIKU
Ju falemnderit, imzot, po bën shumë ngrohtë.
HAMLETI
Jo, besomë, bën shumë ftohtë; fryn Veriu.

OSRIKU
Bën mjaft ftohtë, imzot, me të vërtetë.

HAMLETI
Me gjithë këtë, më duket se bën vapë e zagushi, veç në qoftë se temperamenti im -

OSRIKU
Pa masë, imzot; bën njëfarë vape, po s'di e s'mund të them se çfarë. Tani, imzot, madhështi' e tij më porositi t'ju njoftoj që ka vënë një bast të madh për ju. Puna, imzot, është kështu: -

HAMLETI
Të lutem, mos harro,40 - (E shtyn të vërë kësulën mbi kokë.)

OSRIKU
Jo, për zotin; kështu më vjen më lehtë, për besë.
Imzot, na ka ardhur këto ditë në oborr Laerti; besomëni, është një zot i mbaruar, plot me cilësira të shkëlqyera, shumë i ëmbël në shoqërim, dhe madhështor nga pamja; me të vërtetë është piktura dhe modeli i rritjes së mirë, se i përmbledh të gjitha virtytet që dëshiron të shohë një njeri i shoqërisë së lartë.

HAMLETI
I dashur zot, përshkrimi i tij nuk pëson asnjë humbje në gojën tuaj, ndonëse aritmetika e memorjes e humbet toruan dhe mbytet në numrimin dhe katalogimin sistematik të cilësive të tij, ndonëse ai fluturon aq lart sa le që s'e arrijmë dot kurrë, po na merren mendtë kur e bëjmë sehir gojëhapur e sypërpjetë. Që ta përshkruajmë mirë dhe drejtësisht, duhet të themi që ka një mendje shumë të gjerë, dhe cilësitë e tij janë aq të vlerta e të rralla sa shoku i tij gjendet vetëm në pasqyrë ku shikohet vetë, dhe cilido tjetër që e gjurmon është hija e tij e jo më tepër.

OSRIKU
I lartë imzot, nuk lajthiteni aspak kur flisni për të me këtë mënyrë.

HAMLETI
Po ç'doli nga kjo, i dashur zot? Përse e pështjellim zotërin' e tij me firomën tonë trashanike?

OSRIKU
Si urdhëruat e thatë?

HORATI
S'je i zoti ta kuptosh gjuhën tënde, kur ta flet një tjetër? Përpiqu pak dhe do ta marrësh vesh pa dyshim.

HAMLETI
Ç'është shkaku që ma përmende Laertin?

OSRIKU
Laertin?

HORATI
Ju zbraz kuleta; i harxhoi të gjitha fjalët e arta.

HAMLETI
Ashtu, po.

OSRIKU
E di që nuk ju mungon dija –
HAMLETI
Gëzohem që e ditke, po kjo nuk është një lëvdatë për mua; eh pastaj?

OSRIKU
Nuk ju mungon dija për zotsin' e Laertit –

HAMLETI
Atë s'guxoj ta them veç sikur t'isha matur me të në zotësi; pastaj, për të njohur mirë një njeri tjetër, duhet të njohësh më parë veten.

OSRIKU
Dua të them për zotësinë që ka në përdorjen e armës së tij; po, pas lëvdatave që i bëjnë të tjerët s'ka shoq në këtëzotësi.

HAMLETI
Cila është arm' etij?

OSRIKU
Rapjera dhe kama.

HAMLETI
Këto janë dy prej armëve të tij; po pastaj?

OSRIKU
Mbreti, imzot, ka vënë bast me të gjashtë kuaj t'Arabisë; ai nga an' e tij përpengoj, sikundër mësoj, gjashtë rapjera të Francës me takëmin e tyre, si kollan, rripa e të tjera; tri nga këto varrnatare, për besë janë një bukuri për syrin, ujdisin tamam pas myllit, varrnatare delikate pa masë dhe të punuara me një shije të rrallë.

HAMLETI
Ç'domethënë varrnatare?
HORATI
E dija që do ta kërkoje këtë shpjegim me të mbaruar fjalën.

OSRIKU
Varrnataret, imzot, janë rripat.

HAMLETI
Kjo fjalë do të kishte vendin, sikur të mbaja në xhep fjalorin tënd; në këtë mes pra, do të ish mirë të qëndronim në rripat. Po më tutje; gjashtë kuaj t'Arabisë kundër gjashtë shpatash të Francës me takëmin e tyre dhe tri varrnatare, të punuara me shije të rrallë; ky është basti i frëngut me danezin. Po sipas fjalës që më the, përse "u përpenguan" këto?

OSRIKU
Mbreti, imzot, ka vënë bast se, në dymbëdhjetë runde midis jush e atij, nuk do t'ju kapërcejë me më tepër se tri goditje me rapjerë; pra, vuri bast mbi dymbëdhjetë kundër nëntësh; dhe provimi do të bëhet menjëherë, në qoftë se i jepni përgjigjen.

HAMLETI
Po sikur të përgjigjem jo?

OSRIKU
Dua të them, imzot, në qoftë se përgjigjeni po, dhe e përballni provimin.

HAMLETI
Zot, do të bares këtu në këtë sallë; posa dëshiron madhështi' e tij, do të marr frymë dhe do të stërvitem; sillini rapjerat; po sa dashka ai zot dhe mbreti shkelka këmbë, do të fitoj për hesapin e tij, në mundsha e në qofsha i zoti, në mos, s'kam për të fituar veç turpin dhe ca goditje të tepërta.
OSRIKU
Ahere të vete të lajmëroj përgjigjen tuaj pikërisht kështu?

HAMLETI
Me këtë kuptim; po me atë lulëzim që t'i pëlqejë shijes sate.

OSRIKU
I përfalem dhe i porositem zotërisë suaj me përunjësi.
HAMLETI
Juaji, juaji. (Del Osriku.) Bën mirë që ma porosit veten; se s'ka gjuhë tjetër që t'ia bëjë këtë shërbim.

HORATI
Ky zog pa pendë ka ikur me ciflën e vezës mbi kokë41.

HAMLETI
Ka bërë ceremoni që në djep me sisën e s'ëmës para se ta thëthinte. Kështu pra ky - dhe shumë të tjerë të folesë së tij, me të cilët rneken njerëzit e kohës sonë të ndryshkur - kanë kapur modën e ditës dhe zakonet e jashtme të shoqërimit; dhe tërë kultura e tyre është një çervish prej shkumash, që i lartëson në sy të kokëzbrazurve dhe të mendjefyçkave, po s'ke veç t'u frysh, dhe pëlcasin si flluska. (Hyn një zot.)

ZOTI
Imzot, madhështi e tij, pas përgjigjes që i dhatë me anën e Osrikut, më porositi t'ju falënderoj që e prisni këtu në sallë; më dërgoi t'ju pyes a do të losni me Laertin menjëherë, apo dëshironi të vonohet puna gjersa të përgatiteni më mirë.

HAMLETI
Qëndroj në fjalën që dhashë, sipas dëshirës së mbretit, në qoftë gati ai zot, jam edhe unë sa ai; tani, a kurdoherë që të jem aqë i zoti sa tani.

ZOTI

Mbreti dhe mbretëresha po zbresin që të gjithë poshtë.

HAMLETI
Paçin këmbë të mbarë.

ZOTI
Mbretëresha dëshiron t'i flisni ca fjalë të ëmbla Laertit para se të nisni lodrën.

HAMLETI
Më jep një këshillë të mirë. (Del zoti.)

HORATI
Do ta humbasësh këtë bast, imzot.

HAMLETI
Nuk e besoj. Që kur vajti në Francë, kam bërë praktikë të papreré; do të fitoj, posa më fal ca pika. Po s'e merr dot me mend sa keq jam nga zemra. Po s'ka gjë.

HORATI
Aspak, imzot, -

HAMLETI
S'është veç një ide e marrë: një nga ato parandjenja, me të cilat ndofta trembet një grua.

HORATI
Në qoftë se s'të kënda, dëgjo qejfin tënd; do të vete t'i lajmëroj pa zbritur poshtë dhe t'u them që s'je në formë për lodrën.

HAMLETI
Aspak, e sfidoj auguratën, pas së cilës rrëzimi i spurdhjakut na treguaka me një mënyrë të veçantë providencën e perëndisë. Në

qoftë për sot, s'është për nesër; në mos qoftë për nesër, është për sot; në mos qoftë për sot, prapë ka për të ardhur një herë nesër; tërë puna është të jemi gati; posa asnjë njeri s'di ç'lë pas, përse të mos i lërë me kohë? Ashtu qoftë, pra.
(Hyjnë mbreti, mbretëresha, Laerti, Osriku, zotërinj dhe pasues me rapjera.)

MBRETI
(Mbreti vë dorën e Laertit në atë të Hamletit.)
Pra eja, Hamlet, dhe pajtohuni!

HAMLETI
Më ndje, Laert; jam sjellur keq me ty;
Po ti, si zotëri, ma fal, të lutem.
Ata që ndodhen sot këtu e dinë,
Dhe ti e ke dëgjuar pa dyshim,
Që vuaj nga një turbullir' e rëndë.
Ajo që bëra dhe ta ndezi ashpër
Natyrën, nderin edhe zemërimin,
E them këtu që s'ish veç marrëzi,
Mos e kam ngarë unë vllanë? Kurrë!
Kur Hamleti nga vet' e tij largohet,
S'e bëri Hamleti dhe e mohon.
Po kush e bëri? Marrëzi' e tij.
Pra, Hamleti pësoi dhe u dëmtua;
Se marrëzi e vetes ësht' armiku
I Hamletit të varfër. Zot, këtu
Tregoj që s'pata asnjë qëllim të lig
Dhe ndjes' i lyp shpirtmadhësisë sate;
Qëllova përmbi kulm shigjetën time
Dhe vllanë tim godita.

LAERTI

Jam fare i kënaqur nga natyra,
Që shtyn e shpon më tepër për gjakmarrje;
Po sa për nderin tim, qëndroj mënjanë.
Dhe një pajtim e paqe nuk pranoj,
Veç me këshill' e arbitratë pleqsh
Të ndershëm dhe që dinë nga kjo punë,
Kështu që emri im të mos njollohet.
Po gjer ahere jemi vllezër prapë
Dhe dashurinë tonë nuk e ngas.

HAMLETI
Pranoj me krahëhapur. Dhe tani
Loz me tim vlla me gjithë shpirt për bastin.
Na jepni, pra, rapjerat. Hajde!

LAERTI
Më jep dhe mua një.
HAMLETI
Më ke në dorë; mbi padijen time
Ka për të ndritur mjeshtëria jote
Si yll me zjarr në mes të natës s'errët.

LAERTI
Më tall, imzot.

HAMLETI
Për këtë dorë, jo.

MBRETI
Osrik, u jep rapjerat. A e di bastin,
I dashur Hamlet?

HAMLETI

Fare mirë, imzot,
Ke vënë bast, për anën më të dobët.

MBRETI
S'kam frikë; ju kam parë që të dy.
Po meqë përparoj, të fal ca pika.

LAERTI
Kjo është e rëndë tepër; nëm një tjetër.

HAMLETI
Kjo më pëlqen. A kanë të gjitha
Një gjatësi sa njëra edhe tjetra? (Gatiten të luajnë.)

OSRIKU
Po, imzot.

MBRETI
Na sillni kupa vere mbi tryezën.
Kur të fitojë Hamleti të parën dorë,
Të dytën, a të marr hakën në të tretën,
Le të buçasin topat e kështjellës tërë,
Se mbreti pi shëndetin e Hamletit,
Dhe hedh në kupë një margaritar,
Që më të çmuar s'patën' as katër mbretër
Me radhë në kurorë të Danisë.
Sill kupat; dhe daullja le t'i flasë
Trumbetës dhe trumbeta topave
Dhe topat qiellit, edhe qielli dheut;
"Tani për Hamletin pi mbreti!" Nisni!
Dhe ju, gjykatës, ua kini syrin.

HAMLETI

Hajde pra, zot.

LAERTI
Hajde, imzot. (Luajnë.)

HAMLETI
Një.

LAERTI
Jo.

HAMLETI
Gjykoni.

OSRIKU
Goditi, të goditi fare shkoqur.

LAERTI
Mirë; hajde prapë.

MBRETI
Qëndroni! Nëmna kupën. Hamlet, ky
Margaritar është yti; për shëndetin tënd!
(Ngre kupën dhe pi; ushëtijnë trumbetat dhe topat shkrejnë përbrenda.)
Ia jepni kupën.

HAMLETI
Si të mbaroj më parë këtë dorë;
E lini kupën pak mënjanë. Hajde. (Luajnë.)
Ja një goditje tjetër; apo jo?

LAERTI

Vërtet, më preke; po, më preke.

MBRETËRESHA
Na ësht' i ngjallmë dhe iu zu firoma.42
Fshi ballin, Hamlet, me këtë shami.
Dhe mbretëresha pi dhe të uron Të dalësh faqebardhë.

HAMLETI
E dashur nënë!

MBRETI
Mos pi, Gertrudë!

MBRETËRESHA
Po, do të.pi, imzot; të lutem, lërmë! (Pi.)

MBRETI (Mënjanë.)
Ish kupa e helmuar; tepër vonë.

HAMLETI
S'guxoj të pi, moj zonjë; më pastaj.

MBRETËRESHA
Po eja të ta fshi fytyrën.

LAERTI (Mbretit.)
Imzot, do ta godit tani.

MBRETI
Nuk e besoj.
LAERTI (Mënjanë.)
Po prapë s'më bën zemra dhe ndërgjegjja.

HAMLETI
Laert, tani të tretën; dhe mos loj;
Të lutem, sulu sa më rreptë mund;
Kam frikë se më tall si ndonjë foshnjë.

LAERTI
Ashtu të duket? Hajde.
(Luajnë.)

OSRIKU
Asgjë; as njëri, as tjetri.

LAERTI
Tani, pra, të godita.
(Laerti plagos Hamletin; pastaj, në të përleshur e sipër, këmbejnë shpatat43, dhe Hamleti plagos Laertin.)

MBRETI
I ndani, se u ndezën. Jo, eja pra. (Mbretëresha rrëzohet.)

OSRIKU
Shikoni mbretëreshën, eh!
HORATI U rrjedh të dyve gjaku. Ç'ke, imzot?

OSRIKU
Si je, Laert?

LAERTI
U kapa si një zog në grackën time;
U vrava drejtësisht nga pabesia.

HAMLETI
Si është mbretëresha?

MBRETI
I ra zalia nga gjaku që ju rrjedh.

MBRETËRESHA
Jo, jo, po vera, vera - Hamlet, bir, -
E pira, vera! - Më helmuan!
(Vdes.)

HAMLETI
O poshtërsi! Mbyllni dyertë!
O tradhëti! Kërkojeni dhe gjejeni.

LAERTI
E ke këtu, imzot, dhe je i vrarë!
Asnjë ilaç në botë s'bën dobi,
Dhe s'ke më tepër se gjysm' orë jetë;
Strumentin tradhëtar e ke në dorë
Të mprehur, të helmuar, pabesia
M'u kthye përmbi kokë; ja, jam shtrirë
Dhe s'ngrihem më; jot ëm' ësht' e helmuar,
S'mund më; ja, mbreti, mbreti e ka fajin.

HAMLETI
Maj' e rapjerës qenka e helmuar!
Aherë, helm, mbaroje punën tënde!
(E godet mbretin.)

TË GJITHË
O tradhëti! O tradhëti!
MBRETI
Më mbroni, shokë, më plagosi vetëm.

HAMLETI
Na, incestar, mbretvrasës i mallkuar,
Pi kupën tënde, pi, gëlltit farmakun!
Na dhe margaritarin e kurorës44
Dhe shko pas nënës sime! (Mbreti vdes.)

LAERTI
Gjeti ç'lypte.
E ka gatuar vetë atë helm.
Le të shkëmbejmë ndjesë, bujar Hamlet;
Mos paç më qaf' as mua as tim atë,
As unë ty! (Vdes.)

HAMLETI
Të faltë zoti! Pas të vij! Po vdes, Horat!
O mbretëresh' e mjerë, lamtumirë!
Dhe ju, q'u drodhët, u verdhët nga kjo pamje.
Të kisha kohë, - po zaptia vdekje
Më kapi e s'më lëshon! - oh, ç'do t'ju thosha!
Po ashtu qoftë. Ja, po vdes, Horat;
Ti rron; tregoju çështjen time drejt
Atyre që s'e dinë mirë.

HORATI
Aspak mos e beso; më tepër jam
Roman i vjetër sesa jam danez;
Këtu ka mbetur ca farmak për mua.

HAMLETI
Si trim që je, nëm kupën; lëre, mos;
Për zotin nema! O Horat i dashur,
Sa emër të plagosur do të lë,
Në mbetshin punët të panjohura!

Në qoftë se vërtet më do me zemër,
Largoje lumtërinë për ca kohë
Dhe me pahir merr frymë te kjo botë
Për të treguar historinë time.
(Dëgjohet një marsh për së largu dhe shkrehje përbrenda.)
Po ç'është kjo shamatë luftëtare?

OSRIKU
Princ Fortimbrasi, që u kthye mundës,
Po përshëndosh bajlozët e Anglisë.

HAMLETI
Horat, po vdes!
Helm i fuqishëm mendjen po ma err;
S'rroj të dëgjoj të ratë nga Anglia.
Po parathem që Fortimbrasi zgjidhet
Si mbret i ri; ka votën time vdekëse;
Kështu i thuaj, dhe ia numro
Të gjitha ngjarjet, të mëdha, të vogla,
Q'e shkakëtuan. - Të tjerat janë heshtje.
(Vdes.)
HORATI
Tani një zemr' e lartë na kërcet!
Oh, mirë vafsh, o mik e princ i ëmbël,
Dhe engjëj të këndofshin në pushim.
(Marsh përbrenda. Hyjnë Fortimbrasi, ambasadorët anglezë dhe të tjerë.)

FORTIMBRASI
Ku janë?
HORATI
Ç'po kërkoni të shikoni?
Në daçi helm e tmerr, ja ku i keni.

FORTIMBRASI
Ç'rrëmujë dhe gjakderdhje! Vdekj' e zezë!
Ç'darkë gatit në sofër t'amëshuar
Që kaq shumë princër me një shkrejtje
Ke vrar' e shtrirë?

AMBASADORI
Pamje e tmerruar!
Arrimë nga Anglia tepër vonë;
Se mbretit s'i dëgjojnë veshët më
T'i themi q'e mbaruam porosinë,
Që Rozenkranci e Gildensterni vdiqën.
Pra, ku do t'i kërkojmë falenderjet?
HORATI
Nga goj' e mbretit jo, sidokudo,
Dhe sikur t'ish gjallë dhe t'ju fliste,
Se s'ju dha urdhër kurrë që t'i vrisnit.
Po, pasi erdhët te ky çast i gjaktë,
Ju nga Polonja dhe ju nga Anglia,
Më parë jepni urdhër që kufomat
Të shpihen mbi platformën për tregim;
Pastaj u them atyre që s'e dinë
Si rrodhi puna: do t'dëgjoni vepra
Karnale, të përgjakta, çnjerëzore
Me vrasje dhe gjykime aksidentale,
Të shtyra nga pahiri dhe pabesia,
Dhe përmbi to, një plan që u zbërthye
Dhe kundër vetë shpikësve u kthye.
Këto jua tregoj pas së vërtetës.

FORTIMBRASI
Le t'i dëgjojm' ahere sa më shpejt,

Dhe ftoni parësinë në kuvend.
E pres me helm fatbardhësinë;
Siç dini, kam të drejta mbi kurorën,
Të cilat erdhi koha t'i kërkoj.

HORATI
Mbi këtë pikë kam të flas dhe unë
Nga goja e atij që më s'na flet,
Dhe kjo do bërë shpejt e sa më parë. –
Se mendje e gjindjes ësht' e turbulluar –
Pa ngjarë dhe të tjera prapësira,
Lajthime dhe komplote.

FORTIMBRASI
Si një ushtar pra, le ta shpien Hamletin
Përmbi platformën katër kapitenë,
Se, po të rronte, kishte për të qenë
Një mbret mbi mbretër; dhe muzika
Me nderet dhe procesjet luftëtare
Le të buçasë dhe me vaj le ta përcjellë.
Kufomat ngrejini! Kjo pamje zie,
Si shesh beteje, s'ka as vend, as hije,
Ushtarët porositini të shkojnë.

(Marshfuneral. Dalin të gjithë duke shpënë jashte kufomat. Pastaj dëgjohen shkrehjet e ushtareve.)

SHËNIME

1. Vetat - emri Hamlet ishte i njohur për Shekspirin që në moshë të re. Në regjistrat e Stratfordit haset emri Hamnet, që ishte i të birit të Shekspirit, i cili lindi në vitin 1585 dhe vdiq më 27 gusht 1596; ky emër shkruhej herë Hamnet, herë Hamlet, madje edhe Amblet.

Emrat Rozenkranc dhe Gildenstern ishin mjaft të përhapur ndër danezët e asaj kohe. Të parin e mbante njëri nga shoqëruesit e ambasadorit të Danimarkës, që vajti në Angli me rastin e hipjes në fron të Xhekut I në vitin 1603. Sipas të dhënash të tjera, në vitin 1588, në varrimin e mbretit të Danimarkës, Frederikut II, babait të princeshës Ana, me të cilën u martua një vit më vonë Xheku I, asistuan dy dinjitarë të lartë danezë, Rozenkranci dhe Gildesterni. Është gjetur gjithashtu se të dy këta emra hasen në listat e danezëve që studionin në universitetin e Vitenbergut, se këta emra përmenden gjithashtu ndër stërgjyshërit e astronomit të njohur Tiho Brage në një portret të këtij të fundit, bërë para vitit 1602, ndërsa, në vitin 1603, njëfarë Gildensterni përmendet ndër danezët që kishin udhëtuar nëpër Angli.

Kësisoj, këta ishin emra danezë mjaft të përhapur, të cilët mund t'i ketë njohur Shekspiri edhe prej aktorëve të një trupe londineze, që kishte bërë një turne në Danimarkë në vitin 1586.

Shumë emra të tragjedisë ose i ka krijuar Shekspiri, ose ai i ka raarrë prej burimesh të ndryshme letrare, që nuk kanë asnjë lidhje me subjektin. Kështu, p.sh., ka shumë të ngjarë që emri Ofeli të jetë marrë nga romani baritor i shkrimtarit italian të fundit të shekullit XV, Sanaxaro, me titull "Arkadia", roman mjaft popullor në Angli, në të cilin këtë emër e mban një bareshë e dashuruar (Ofelia) dhe ku haset edhe emri Montano, me të cilin thirret në kuarton e parë shërbëtori i Polonit.

Një prejardhje novelistike ndërkombëtare duket se ka edhe emrin Polon, i cili nuk lidhet fare me Danimarkën (sikundër nuk lidhet me të edhe emri Klaud). Në origjinal Poloni përcakto-

het si lord shambelan - (njëfarë kryeministri).

Oficerët dhe ushtarët mbajnë zakonisht emra të huaj, më fort emra romanë (Bernardo, Marcel). Nuk ka arsye të nxirret ndonjë konkluzion nga kjo, meqenëse emërtimet e tilla të ushtarakëve, shërbëtorëve dhe personazheve të tjera hyjnë ndër konvencionalizmat e dramaturgjisë së atëhershme. Emra të tillë në këtë tragjedi kanë gjithashtu Horaci, Poloni, Ofelia, Laerti.

Dy varrmihësit (akti i pestë, skena I) quhen te Shekspiri "klounë": këta nuk janë gaztorë profesionalë (siç është gaztori i Lirit ose siç janë gaztorët e shumë komedive të hershme të Shekspirit), por janë "personazhe bufonë", që të bëjnë padashur të qeshësh me shakatë e tyre mendjelehta dhe me çamarrokësitë e tyre.

2. Elsinori - më saktë Helsingori, është një qytet në Danimarkë (në Zelandë); gjendet në bregun e gjirit që ndan Danimarkën nga gadishulli Skandinav, 38 km në veri të Kopenhagenit. Gjatë viteve 1573-1584 atje u ndërtua kështjella "Kronberg".

3.Një copë e tij - një shprehje hokatare, si shprehja jonë: "Unë jam për të".

4....megjithëqë s'dëgjon e s'më beson... - Horati, që është njeri me kulturë, është një skeptik që nuk u beson rrëfenjave mbi shpirtrat dhe fantazmat.

5.Tije shkollar, Horati; foli... - Horati e di latinishten,dhe nomatisjet e fantazmave bëheshin duke shqiptuar fjalënlatine.

6.Kërkon t'i flasim - sipas një besimi të vjetër, fantazmat nuk mund të zinin të flisnin të parat.

7.Kështu i mvrojtur ish, kurpreufjalët me polonezët - në origjinal ky është një vend i errët që lexohet në menyra të ndryshme.

8. ...se të vritej Jul Cezari... - Jul Cezari, vrasjen e të cilit në Kapitol, prej komplotistëve të udhëhequr nga Bruti, Shekspiri e ka përshkruar në tragjedinë "Jul Cezari", përmendet

mëse një herë edhe në këtë tragjedi.

9.Po ti, princ Hamlet, nip e bir... - në origjinal fjalëve të Klaudit: But now, my cousin Hamlet and my son (d.m.th. o Hamleti im, nipi im i dashur...") Hamleti u përgjigjet me frazën: A little mor than kin, and less than kind, kuptimi i së cilës është mjaft i errët. Shumica e komentatorëve janë të mendimit se këtë frazë Hamleti e shqipton mënjanë dhe nuk i drejtohet direkt mbretit. Kin do të thotë "i afërt", kind mund të thotë "fis", "racë", si edhe "i dashur", "i ëmbël". Sipas kuptimit në të cilin merret, kjo fjalë në gojën e Hamletit mund t'i referohet ose Klaudit, ose vetë Hamletit. / dashur Hamlet, hidhe mvrojtjen tej... - meriton vëmendje intonacioni përkëdhelës e plot merak në këto fjalë dhe në të tjerat që i thotë më poshtë mbretëresha të birit; ato janë në përgjithësi tri replikat e saj të para në tragjedi. Sikundër dihet, replikat e para të një personazhi te Shekspiri vënë në dukje në mënyrë shumë të spikatur thelbin e një karakteri, duke nënvizuar ndjenjën ose mendimin kryesor, që zotërojnë tek ai gjatë tërë tragjedisë.

10. Vitenbergu - Universiteti i Vitenbergut, i cili përmendet disa herë edhe më tutje, është zgjedhur jo rastësisht si vendi ku studion Hamleti. Ai ka qenë një nga qendrat e studimeve antike si dhe të mendimeve liridashëse të asaj kohe dhe ka pasë marrë famë për shkak të veprimtarisë që kanë zhvilluar atje Luteri dhe Melangtoni. Për spektatorët anglezë të asaj kohe ai ishte i mirënjohur si vend veprimi i tragjedisë "Doktor Fausti" (viti 1588) i Kristofor Marlout.

11.Hallo, hillo, hillo... - britma që lëshojnë ata që gjuajnë me skifterë.

12....një tufë kalamajsh, si zogj pa pendë... - trupa fëminore, e përbërë kryesisht prej psalltëve të kishëzës mbretërore, gëzonte në kohën e krijimit të "Hamletit" një bujë aq të madhe në Londër, saqë trupave me aktorë të rritur, ndër të cilët ndoshta edhe trupës shekspiriane, u duhej të shkonin në provincë për të siguruar spektatorë: ...veç pasi të rriheshin shkrimtarët dhe aktorët me kundërshtarët e

tyre - d.m.th. në qoftë se autori i pjesës dhe aktori nuk e mbushnin dialogun skenik me sulme polemike kundër kundërshtarëve të tyre:

Herkulin me gjithë Atlasin - në një pllakatë para hyrjes së teatrit "Globus" ishte paraqitur figura e Herkulit, që mbante mbi supe sferën qiellore.

13."Dhe erdhi çdo aktor i hipur mbi gomar" - është, si duket, një varg i marrë nga ndonjë baladë. "Jefthai, gjykatës i Izraelit... " - ekzistonte një baladë me titullin "Jefthai, gjykatës i Izraelit", prej së cilës Hamleti jep më tej katër vargje.

14....o zonja ime e nderuar! - në kohën e Shekspirit rolet femërore i luanin burra, zakonisht burra të rinj të cilët ende mund të rriteshin.

15.Pirroja - biri i Akilit, njëri prej udhëheqësve grekë që hynë në Trojë pasi u fshehën në barkun e një kali të drunjtë. Egërsirë e Hirkanisë - tigri. (Hirkania është një krahinë në veri të Persisë së lashtë, ku kishte shumë tigra të egër).

16....sëmuret, verdhetnga hij'e mendimit - këtu thought nuk është "mendimi" në përgjithësi, por janë "mendimet e trishtuara", "melankolia".

17.Termaganti - në këngët dhe pjesët teatrale mesjetare ishte një hyjni saracine me shpirt mizor.

18.Këto fjalë s'janë të miat - d.m.th. kjo nuk rrjedh nga fjalët e mia, nuk ka të bëjë me ndonjë gjë që kam thënë unë.

19.Kali i drunjtë (hobby - horse) - një nga figurat e teatrit të thjeshtë, një kalë kukull, që fiksohej në trupin e aktorit, i cili shndërrohej kështu në një kalorës. Nga shkaku i influencës së predikimeve puritane, ajo doli jashtë përdorimit dhe për këtë gjë ankohet balada që citon Hamleti.

20.A është parathënie kjo, apo kryefjalë unaze? - ishte zakon të skaliteshin në unazat fjalë të urta në formë vargjesh.

21."Korbi krakavifës ulërin gjakmarrje!"- një citat i shtrembëruar prej dramës së vjetër parashekspiriane, me titull

"Tragjedia e vërtetë e Rikardit III".

22.... dashur mik Darnon... - ky është, siç duket, fragmenti i një balade apo pjesë teatrale që nuk është ruajtur.

23."gjersa të rritetbari..." - fjalae urtë thotë: "Gjersatë rritet bari, kali i dobët mund të ngordhë".

24....që heq... një trëndafil dhe vë atje një flluskë - aluzion për damkosjen e grave të përdalme.

25.Ah, mos më shiko... - këto fjalë dhe vargjet e mëtejshme i drejtohen fantazmës.

26.Si të bekohesh, nënë, nëm bekimet... - d.m.th. kur të pastrohet shpirti juaj; unë do të vij vetë t'ju lutem që të më bekoni.

27....e thyej qafën - aluzion për një përrallë që nuk njihet.

28....Fshihu, dhelpër, dhe eni ta gjejmë - fjalë nga një lojë fëminore.

29....një kuvend prej krimbash politikë - në origjinal ka një lojë fjalësh: fjala worms (krimbat) tingëllon njësoj si fjala Worums, qyteti Vorms mbi lumin Rin, ku mblidhej kuvendi perandorak.

30.Thonë se qyqja ka qenë e blja e një furrxhiu - në kokën e Ofelisë përzihen copa këngësh dhe besimesh të ndryshme. Ekzistonte një legjendë për bijën e një furrxhiu, të cilën Krishti e shndërroi në qyqe nga shkaku i kopracisë së saj.

31.Shën Valentinin nesër po kremtoj - kjo kremtohej më 14 shkurt, kur djemtë dhe vajzat shtinin fall dhe hidhnin short për të gjetur "Valentinën" ose "Valentinin" (nusen ose dhëndrin). Nganjëherë "Valentinë" konsiderohej vajza e parë që shihej në mëngjesin e asaj dite.

32.Laert i dashur, ç 'është shkaku që bën një kryengritje viganorel - aluzion për mitin e titanëve, që ngritën krye kundër perëndive të Olimpit.

33.Oh, sa bukur vete kjo këngë me boshtin - me fjalën bosht" është përkthyer fjala anglisht wheel. Por një kuptim tjetër i kësaj fjale është "refren". Atëherë kuptimi i frazës do të jetë: "Ah,

sa mirë shkon këtu ky refren". Nuk është çudi që të dy kuptimet ngatërrohen në kokën e së çmendurës. Më tutje: "Kujdestari dinak..." - aluzion për ndonjë baladë.

34.Ja rozmarinë... dheja menekshe - Ofelia i shpërndan lulet (ndoshta lule të imagjinuara) sipas kuptimit të tyre simbolik. Mendohet se rozmarinën (që do të thotë "kujtim besnik") dhe lulen e menekshes (mendime) ajo ia jep Laertit, duke e marrë ndoshta për Hamletin; shpendrën ("lajka" dhe "të shtirët") dhe trëndelinën (pabesia) ia jep mbretit; rutën ("pendesa" dhe "kujtimi i hidhur") ia jep mbretëreshës, por ajo merr edhe për vete, duke treguar me këtë se kanë arsye të ndryshme për ta mbajtur. Lulen e verës (që do të thotë, "të shtirët") Ofelia ia jep, siç duket, edhe mbretëreshës. Fjalët për manushaqet (besnikëri) mund t'i referohen Horatit.

35.As kisha s'duhet vrasësin ta mbrojë... - d.m.th. "shenjtëria" e vendit nuk mund t'i shërbejë si mbrojtje vrasësit (Hamletit).

36.Varrmihësi i parë thotë: "se offendendo" (me rast sulmi ndaj vetvetes) në vend të "se defendendo" (term juridik: "në rast vetëmbrojtjeje", "në rast vetëmbrojtjeje të nevojshme").

37....shko texha Janoja - ky emër në danisht i përgjigjet fjalës angleze "Xhoni". Afër teatrit "Globus" gjendej taverna e njëfarë "Xhoni të shurdhër".

38.Pi uthull? Dhe ha një krokodil? - Shekspiri qesh me ndjenjat e shtirura, artificiale. Kokoroshët e dashuruar pinin uthull për të qenë fytyrëzbehtë ose, për të provuar dashurinë e tyre, betoheshin se do të hanin dordolecin e njërit prej atyre krokodilëve, me të cilët ishin zbukuruar dritaret e farmacive.

Osa - një mal i lartë në Greqi.

39.Kur më rrëmben kurorën dhe çdo shpresë - d.m.th."e zhduku shpresën time për t'u zgjedhur në fronin mbretëror". Le të kujtojmë këtu se në Danimarkën e vjetër, për të hipur në fron, nuk mjaftonin të drejtat e trashëgimisë;zgjedhja e mbretit përforcohej

me votat e të gjithë banorëve feudalë.

40. Të lutem, mos harro... - nuk është e qartë se si duhet të mbarojë fraza. Ndoshta kështu: "Për fisnikërinë e prejardhjes suaj, që ju lejon të mos e hiqni kapelën në praninë time", ose: "Për faktin se një nderim i tepruar nuk është kurdoherë me vend".

41.Ky zogpapendë ka ikurme ciflëne vezës... - mendohet se zogu pa pendë fillon të rendë sapo që ka dalë nga veza. Cifla e vezës është kapela e madhe e Osrikut.

42. Na ësht'i ngjallmë dhe iu zufiroma - fjala/ctf (i majmë) në këtë vend ka dhënë shkas për shumë debate dhe dyshime. Disa kanë propozuar që këtu të lexohet: - hot - "i nxehtë", "i zjarrtë". Por dorëshkimet nuk na japin një bazë të mjaftueshme për këtë dhe prandaj duhet menduar se në përfytyrimin e Shekspirit Hamleti ishte trashaluq dhe, për pasojë, i mbahej fryma.

43. Sqarimi që jepet për aktorët: në të përleshur e sipër, këmbejnë shpatat... - kjo nuk është një rastësi ose një truk prej kokoroshi, por një metodë e vetëdijshme e atyre që bëjnë duel: secili mundohej t'ia rrëzonte ose t'ia shkëpuste armën nga duart tjetrit, dhe në rastin konkret këtë gjë mundën ta bëjnë njëkohësisht që të dy; por, duke ngritur nga toka secili armën e vet, ata i këmbyen padashur shpatat. U kapa si një zog në grackën time (Osrikut) - qyqja e ditur, që u shërben gjuetarëve si karrem, mund të bjerë edhe vetë në lak.

44. Na dhe margaritarin e kurorës - ka mundësi që në origjinal të jetë një formë pyetëse: "Pra, ky qenka margaritari yt?". Mbreti, në vend të margaritarit, ka hedhur në kupë helm.

*Kolana:*
*Shqipëruesit e mëdhenj*
*Fan S. Noli*

*Uiliam Shekspir*
*HAMLETI*
*E përktheu nga origjinali*
*Fan S. Noli*

*Titulli i origjinalit*
*HAMLET*
*by William Shakespeare*

*ISBN: 978 - 99956 - 09 - 99 -3*

*Vëllezërit Tafa*
*Shtëpi botuese dhe filmike*
*Nderuar me titullin "Mirënjohje"*
*në Prishtinë, më 2007*
*Kompozimi në kopertinë:*

*Formulimi grafik në studion audiovizuale*
*"Vëllezërit Tafa"*



*Tel: 00 355 42 3 702 91*
*068 20 647 45*
*069 20 711 29*
*068 20 711 29*
*068 22 299 39*
*Email: vellezerittafa@yahoo.com*

Shqipërues
të shquar

Uiliam Shekspir
Hamleti

Shqipërues
Fan. S: Noli

Botimet Vëllezërit Tafa



Botimet Vëllezerit Tafa
Krijuar më 1999
Ne sjellim vetëm vlera...

ISBN 978-99956-09-99-3
9 789995 609993

Çmimi 500 lekë